Shtator 2021
Numri: 162
E përmuajshme

# ETIKA

Revistë edukative-kulturore - www.progresibotime.com

Shqipëri: 200 Lekë
Kosovë: 1.5 Euro
Maqedoni: 90 Den
Evropë: 7 Euro

# Si trashëgohen VLERAT MORALE?


revistaetika

progresibotime

# Editorial

بسم الله الرحمن الرحيم

Le ta kuptojmë mirë humbjen bashkëkohore që e ka shkaktuar kjo rrymë degraduese dhe devijuese e cila nuk të lë ta shohësh atë që e sheh dhe nuk të lë ta dëgjosh atë që e dëgjon: Mjetet teknologjike na i imponojnë stilin e jetës dhe sigurisht moralin e tyre. Të gjithëve na kanë dënuar me një axhendë të mbrapshtë, të cekët dhe të rremë nëpërmjet logjikës së tyre. Çdo mjet i ri që pretendon se do ta lehtësojë jetën edhe më shumë, po vendoset në qendër të jetës sonë me vendin që e ka uzurpuar dhe rrëmbyer. Ky stil jete që nuk ndalet aspak për shkak të përditësimeve dhe ndryshimeve të reja, po na dënon duke na preokupuar me gjëra të panevojshme dhe po na ndalon që t'i drejtohemi një qëllimi apo synimi tjetër. Ky operacion dinak që duket mjaft i pafajshëm, po na i ndryshon parimet pa e kuptuar në jetën e kësaj bote që duhet të jetë një vend mbjelljeje. Sa humbje e madhe është që të biem deri në atë gjendje saqë të mos e kuptojmë se çfarë është e rëndësishme për ne për shkak të ndikimit të teknologjisë! Çfarë mund të shpresojmë nga dobia e përshkimit të një rruge për tri orë e cila përshkohej për tri ditë në të kaluarën apo e kryerjes për një kohë të shkurtër e punëve që në të kaluarën zgjasnin për ditë me radhë pasi të mos i dalim për zot kohës sonë apo pasi ta çojmë dëm jetën me gjëra të pavlefshme?

Ky është zjarri i një shekulli. Flakët që lartësohen nga shtëpitë, mendjet dhe zemrat duhet të na e kujtojnë përgjegjësinë që kemi. Fitneja e kohës po na e kërcënon jetën e përhershme dhe po na i shkatërron vlerat tona. Qëllimi bazë i këtij degradimi që i bën të pakuptimta historinë, gjeografinë dhe sociologjinë të cilat na përkufizojnë ne, janë brezat e mëvonshëm. Mënyra për të na shkatërruar ne është zhdukja e bazave dhe botës shpirtërore që ne e ndajmë me brezat e ardhshëm. Andaj jemi të detyruar t'u dalim për zot vlerave të përbashkëta me brezat që do të vijnë. Trashëgimia nuk është pasuria, prona apo malli që lihet pas. Trashëgimia e vërtetë janë sixhadeja, tesbihet, miqtë e shoqëria me të cilët jemi ortakë në të vërtetën dhe hakikatin. Siç shprehet edhe Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.): "Asnjë baba nuk i ka lënë trashëgimi ndonjë gjë më të mirë fëmijës së tij sesa moralin e lartë." Pyetja më e rëndësishme të cilës duhet t'i japim përgjigje është kjo: "Si do t'ia dalim mbanë për t'ua dhënë fëmijëve tanë gjendjen, moralin dhe vlerat tona?"

Hapi i parë i eliminimit të atij morali të ulët që vjen me teknologjinë dhe që ka në qendër preokupimin me gjëra të pavlefshme është vigjilenca. Ne jemi të detyruar të kalojmë në gjendje alarmi. Gjithmonë duhet ta llogarisim se çfarë kemi bërë e përse e kemi bërë dhe asnjëherë nuk duhet ta lejojmë marrëdhënien tonë me teknologjinë që të na marrë nën dorëzim. E ardhmja e sprovës dhe e fëmijëve tanë është e lidhur ngushtë me faktin se si e kemi ndërtuar lidhjen tonë me fitnen e kësaj kohe. Kjo ndjeshmëri do të na mbajë aktivë kundrejt fatkeqësive të kohës që akoma nuk ua kemi zbuluar plotësisht natyrën. Hapi i mëtejshëm është i qartë dhe i thjeshtë: Të përpiqemi për t'i praktikuar vetë së pari vlerat që na bëjnë ne këta që jemi... Ne nuk mund ta transmetojmë atë që nuk e përjetojmë. Morali i lartë është një trashëgimi që transmetohet me përjetim, jo me fjalë. Atë që nuk e shijojmë, nuk e ndjejmë dhe nuk e përvetësojmë, nuk mund t'ia shpjegojmë dhe transmetojmë askujt.


Revista ETIKA

**Shtator 2021**
VITI: XV
NUMRI: 162

**BOTUESI**
Shtëpia botuese "Progresi"

**DREJTOR**
Albert Halili

**KRYEREDAKTOR**
Alban Kali

**REDAKTOR**
Zija Vukaj

**PËRKTHYES**
Albert Halili
Fatmir Sulaj
Ilir Hoxha

**DIZAJN**
Bledar Xama

**ADRESA**
Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"
Shkodër; Shqipëri

**MOBILE**
+355 67 340 6182

**E-MAIL**
rev.etika@gmail. com

**WEBSITE**
www.progresibotime.com

**KOSOVË**
Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin
Prizren; Kosovë
Mob: +377 45 639 143
Prishtinë; Kosovë
Mob: +377 44 566 577

**MAQEDONI**
Drvarska 28; Stara Carsija
Skopje; Makedonija
Mob: +389 7145 6003

**ABONIMI VJETOR**
Shqipëri: 2000 lekë
Kosovë: 15 Euro
Maqedoni: 900 Denar
Evropë: 80 Euro

Ju bëjmë të ditur se materialet e sjella në redaksi pavarësisht nëse botohen apo jo nuk i kthehen autorit. Koha e botimit të një materiali përcaktohet nga redaksia. Honoraret e shkrimeve autoriale ose përkthimeve duhet të vini t'i tërhiqni pranë Shtëpisë Botuese "Progresi" ose pranë zyrave të përfaqësimit në Kosovë dhe Maqedoni.

# Përmbajtja























# Nuk mund ta transmetosh atë që nuk e përjeton

Mehmet Lurfi Arsllan

Jashtë gjendet një rrëke që po e shton vrullin e saj çdo ditë që po kalon. Shumica e njerëzve rrokullisen dhe rrëmbehen nga kjo rrëke. Përmasën e kësaj rrëkeje që na i shkatërron mendjet dhe zemrat tona e përkufizon teknologjia, kurse fuqinë rrëmbyese ia caktojnë kënaqësia dhe shpejtësia. Të qëndrosh përballë kësaj rryme dhe ta mbrosh veten është e vështirë po aq sa ta mbash prushin në dorë. Ndërsa më e vështira është mbrojtja e amaneteve tona, pra familjes dhe fëmijëve. Çështja se si do t'ia dalim mbanë me këtë është çështja më jetike e ditëve të sotme. Çdokush që dëshiron të bëhet rob i Allahut (xh.xh.) dhe umet i të Dërguarit të Allahut (a.s.), është i detyruar të mendojë se si do të jetë e ardhmja e familjes dhe bashkëshortes së tij aq sa mendon se si do të jetë fundi i vet.

Si do t'i mbrojmë veten dhe njerëzit tanë nga zjarri që lënda djegëse e tij janë njerëzit dhe gurët? Si do t'ia dalim mbanë për të dhënë shpirt si myslimanë në frymën e fundit? Si do të luftojmë kundër shejtanit, ndihmësve të tij dhe bashkëpunëtorit të tij brenda nesh të cilët dëshirojnë të na bëjnë ta harrojmë këtë qëllim? Si do të qëndrojmë kundrejt kurtheve të tyre? Si do t'ia dalim mbanë për t'i bërë fëmijët tanë prej fatlumëve që besojnë, bëjnë vepra të mira dhe që i sugjerojnë njëri-tjetrit të vërtetën e durimin në këtë kohë interesante kur njerëzit zgjohen si besimtarë në mëngjes dhe i arrin mbrëmja si qafirë apo krejt e kundërta e kësaj?

Koha jonë është koha kur teknologjia është fitne. Fitne do të thotë diçka që është sprovë. Sprova ose fitohet, ose humbet. Marrëdhënia që kemi formuar me teknologjinë është bërë aq e rëndësishme saqë ose do të jetë fitimi ynë, ose do të jetë humbja jonë.Sytë, mendjet dhe zemrat e njerëzve janë magjepsur me magjinë e teknologjisë dhe mjeteve të saj. Këto mjete prej të cilave nuk mund të largohet askush, tashmë janë më shumë sesa një ndihmës apo lehtësues. Rregulli i Mexhel-les thotë: "Nëse diçka e kalon cakun, kthehet në të kundërtën e saj." Shembulli më i bukur për këtë janë ecuritë e komunikimit. Ngaqë këto ecuri e kanë kaluar cakun edhe pse janë planifikuar për të formuar sa më shumë lidhje dhe për të socializuar (njerëzit), tashmë shërbejnë në të kundërtën e tyre. Pra, janë shndërruar në kurthe që e vetmojnë njeriun dhe që e shkëpusin nga jeta. Ekranet e vogla që i shohim në dorën e secilit prej nesh, tashmë nuk janë dritare të pafajshme që e lidhin njeriun me njeriun, por janë puset e pafundme të humbjeve të mëdha.

Bota asnjëherë përgjatë gjithë historisë nuk është përballur me një ndryshim të tillë madhështor. Ky ndryshim që posedon një natyrë shkatërruese, po vjen si dallgët e cunamit me një shpejtësi dhe vëllim aq të madh saqë e dyta të bën ta harrosh të parën. Mjetet që rinovohen çdo ditë që kalon, po rinovohen pa dhënë mundësinë për të parë ndikimin që kishte mjeti para tij apo tipin e përdoruesit. Çdo rinovim po nxjerr në pah tipe, stile dhe jetë të reja. Ky ndryshim që po përparon me një shpejtësi që nuk e kemi dëshmuar më parë, nuk po na jep mundësinë për t'u ndaluar e për të pushuar dhe për të kuptuar se çfarë ka ndodhur. Kjo rrymë e verbër dhe e shurdhër që nuk ta jep mundësinë për të vëzhguar ndikimin nga i cili jemi kapluar, me këtë veçori të saj po i mbulon edhe pyetjet themelore rreth jetës dhe po e errëson rrugën që të shpie te qëllimi më bazik.





Le ta kuptojmë mirë humbjen bashkëkohore që e ka shkaktuar kjo rrymë degraduese dhe devijuese e cila nuk të lë ta shohësh atë që e sheh dhe nuk të lë ta dëgjosh atë që e dëgjon: Mjetet teknologjike na i imponojnë stilin e jetës dhe sigurisht moralin e tyre. Të gjithëve na kanë dënuar me një axhendë të mbrapshtë, të cekët dhe të rreme nëpërmjet logjikës së tyre. Çdo mjet i ri që pretendon se do ta lehtësojë jetën edhe më shumë, po vendoset në qendër të jetës sonë me vendin që e ka uzurpuar dhe rrëmbyer. Ky stil jete që nuk ndalet aspak për shkak të përditësimeve dhe ndryshimeve të reja, po na dënon duke na preokupuar me gjëra të panevojshme dhe po na ndalon që t'i drejtohemi një qëllimi apo synimi tjetër. Ky operacion dinak që duket mjaft i pafajshëm, po na i ndryshon parimet pa e kuptuar në jetën e kësaj bote që duhet të jetë një vend mbjelljeje. Sa humbje e madhe është që të biem deri në atë gjendje saqë të mos e kuptojmë se çfarë është e rëndësishme për ne për shkak të ndikimit të teknologjisë! Çfarë mund të shpresojmë nga dobia e përshkimit të një rruge për tri orë e cila përshkohej për tri ditë në të kaluarën apo e kryerjes për një kohë të shkurtër e punëve që në të kaluarën zgjasnin për ditë me radhë pasi të mos i dalim për zot kohës sonë apo pasi ta çojmë dëm jetën me gjëra të pavlefshme?

Ky është zjarri i një shekulli. Flakët që lartësohen nga shtëpitë, mendjet dhe zemrat duhet të na e kujtojnë përgjegjësinë që kemi. Fitneja e kohës po na e kërcënon jetën e përhershme dhe po na i shkatërron vlerat tona. Qëllimi bazë i këtij degradimi që i bën të pakuptimta historinë, gjeografinë dhe sociologjinë të cilat na përkufizojnë ne, janë brezat e mëvonshëm. Mënyra për të na shkatërruar ne është zhdukja e bazave dhe botës shpirtërore që ne e ndajmë me brezat e ardhshëm. Andaj jemi të detyruar t'u dalim për zot vlerave të përbashkëta me brezat që do të vijnë. Trashëgimia nuk është pasuria, prona apo malli që lihet pas. Trashëgimia e vërtetë janë sixhadeja, tesbihet, miqtë e shoqëria me të cilët jemi ortakë në të vërtetën dhe hakikatin. Siç shprehet edhe Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.): "Asnjë baba nuk i ka lënë trashëgimi ndonjë gjë më të mirë fëmijës së tij sesa moralin e lartë." Pyetja më e rëndësishme të cilës duhet t'i japim përgjigje është kjo: "Si do t'ia dalim mbanë për t'ua dhënë fëmijëve tanë gjendjen, moralin dhe vlerat tona?"

Hapi i parë i eliminimit të atij morali të ulët që vjen me teknologjinë dhe që ka në qendër preokupimin me gjëra të pavlefshme është vigjilenca. Ne jemi të detyruar të kalojmë në gjendje alarmi. Gjithmonë duhet ta llogarisim se çfarë kemi bërë e përse e kemi bërë dhe asnjëherë nuk duhet ta lejojmë marrëdhënien tonë me teknologjinë që të na marrë nën dorëzim. E ardhmja e sprovës dhe e fëmijëve tanë është e lidhur ngushtë me faktin se si e kemi ndërtuar lidhjen tonë me fitnen e kësaj kohe. Kjo ndjeshmëri do të na mbajë aktivë kundrejt fatkeqësive të kohës që akoma nuk ua kemi zbuluar plotësisht natyrën. Hapi i mëtejshëm është i qartë dhe i thjeshtë: Të përpiqemi për t'i praktikuar vetë së pari vlerat që na bëjnë ne këta që jemi... Ne nuk mund ta transmetojmë atë që nuk e përjetojmë. Morali i lartë është një trashëgimi që transmetohet me përjetim, jo me fjalë. Atë që nuk e shijojmë, nuk e ndjejmë dhe nuk e përvetësojmë, nuk mund t'ia shpjegojmë dhe transmetojmë askujt.

Morali i lartë në veçanti dhe feja e besimi në përgjithësi janë gjëra që shijohen e përjetohen. Ato gdhenden në fytyrë dhe në trup ngaqë shijohen. Si rrjedhojë ndikojnë pozitivisht te poseduesi i tyre. Pejgamberi ynë i Nderuar e quan shijen e besimit "halavetu'l-iman" dhe shprehet se personi që i posedon këto tri cilësi mund ta arrijë atë shije: "Ta dojë Allahun dhe të Dërguarin e Tij më shumë se çdo gjë, ta dojë për hir të Allahut atë që e do dhe ta konsiderojë të shëmtuar e të rrezikshme si hedhjen në zjarr kthimin në kufër pasi Allahu ta ketë shpëtuar nga kufri." Përfaqësimi i vlerave të cilat i shijojmë është një thirrje e qartë e cila nuk ka nevojë për përpjekje shtesë.

Ne nuk mund të luftojmë me një stil jete kundrejt

të cilit nuk mund të vëmë një alternativë. Stilin dhe moralin e një jete që ka dalë në pah nëpërmjet teknologjisë mund ta mposhtim me stilin e jetës sonë flamurtarin e të cilës e bëjmë me gjendjen, moralin dhe sjelljet tona. Vlerat që nuk i përjetojmë nuk mund t'i mbrojmë. Vlerat të cilat nuk i shijojmë dhe që nuk i ndjejmë deri në palcë, nuk mund t'ua transmetojmë brezave pasardhëse. Morali nuk është një rezultat që ka të bëjë me mendjen, por është një cilësi që përvetësohet dhe normalizohet me kalimin e kohës. Imam Gazaliu e përkufizon atë në formën "e një cilësie që del në pah lehtësisht nëpërmjet veprave pa pasur ndonjë imponim mental dhe që është e vendosur te nefsi".

Vatra e qetë (e suksesshme) familjare është pengesa më e madhe që mund të qëndrojë kundrejt rrëkesë teknologjike. Fitimi hallall është çimentoja e kësaj vatre. Dashuria, solidariteti dhe dëshira për të jetuar së bashku shtohet ndërmjet pjesëtarëve të familjes në raport me kafshatën (fitimin) hallall. Rëndësia që i kushton njeriu faktit se nga i vjen fitimi është një prej mësimeve më të bukura të jetës që mund t'ia japë fëmijëve të vet. Prindërit duhet ta shtojnë vlerën e këtij mjedisi familjar dhe atmosferën (shpirtërore) të shtëpive të tyre jo me erërat e ftohta të të huajve, por me flladin e këndshëm të Kuranit dhe Sunetit. Për të këtë arsye, kuvendet e Kuranit, hadithit dhe të ligjëratave fetare nuk duhet të nënvlerësohen aspak, sepse ato e bashkojnë familjen dhe e sistemojnë.

Fëmijët tanë janë edhe mundësia jonë më e madhe, edhe sprova jonë më e madhe. Sytë, veshët dhe zemrat e tyre që vazhdimisht regjistrojnë, na drejtohen më shumë ne sesa të tjerëve. Në edukimin e një fëmije të një vatre familjare të zbukuruar me dashuri, të ushqyer me interesim të mjaftueshëm dhe të stolisur me mëshirë nuk ka rival dhe hasëm. Nëna dhe babai duhet t'ia dinë vlerën kësaj. Një atmosferë familjare në të cilën rregulli bazë është dashuria dhe mirësia, është ushqyese, zhvilluese dhe transformuese në kuptimin pozitiv të fjalës. Punët këtu nuk kryhen sipas rregullave, por së bashku kalohet një kohë cilësore. Kohë cilësore do të thotë kohë kur mendja, zemra dhe trupi gjenden në të njëjtin vend dhe në të njëjtën punë. Në atë atmosferë ku zemrat i ngjajnë njëra-tjetrës ngaqë në krye të të gjitha gjërave vjen tevhidi, mund t'i bëhet ballë çdo vështirësie të kësaj kohe. Dashuria dhe respekti i ndërsjellë nxjerr në pah mendjen e përbashkët dhe konsultimin. Në këtë atmosferë të qetë shpirtërore që posedon një natyrshmëri si rrjedha e ujit për pjesëtarët e familjes, mirësia bëhet e lehtë, kurse e keqja nuk mund të gjejë shteg për të depërtuar.

Vatra e qetë familjare tregon saktë si një busull e pagabueshme se çfarë dhe kush duhet të merret për udhërrëfyes. Pjesëtarët e familjes që shqetësohen për ahiretin e njëri-tjetrit, gjejnë personalitete shembullore dhe përfitojnë nga jeta e bukur e tyre, sepse e dinë se fenë mund ta mbrojnë vetëm në këtë mënyrë. Sa interesant është paralajmërimi që i Dërguari i Allahut (a.s.), ia ka bërë Abdullah ibn Omerit, radijall-llahu anhuma, në lidhje me këtë çështje: "O Ibn Omer! Kapu fort pas fesë, kapu fort pas fesë! Sepse ajo është edhe mishi, edhe gjaku yt. Bëj kujdes se nga kush e merr fenë! Dijen dhe dispozitat fetare merri nga dijetarët e drejtë, jo nga ata që anojnë majtas e djathtas!"

Vlera e shembujve të mirë del në pah vetëm nëpërmjet mjedisit (rrethit). Ajo që është më e rëndësishme se arritja e përsosmërisë është vazhdimësia dhe durimi në përsosmëri. Kushti i kësaj është që të shfaqim përpjekjen për ta ndarë të njëjtin vend, kohë dhe kader me ata që i kanë përvetësuar të njëjtat vlera dhe kanë hall t'i lënë ato si trashëgimi. Fakti se me kë qëndrojmë tregon adresën e të ardhmes sonë. Mjedisi (rrethi) në të cilin mbështeten vlerat tona dhe morali i lartë, në të njëjtën kohë është një mjedis në të cilin mbahet në plan të parë thjeshtësia, modestia dhe ahireti që është jeta e vërtetë. Si rrjedhojë ky mjedis është edhe një vend që posedon mbrojtje kundrejt fitneve të kohës që vijnë nëpërmjet teknologjisë. Mësimi më i madh që mund t'ua japim fëmijëve tanë në jetën e kësaj bote është që t'i bëjmë t'i kuptojnë vlerën dhe rëndësinë e një mjedisi të tillë.

Pika e fundit ndoshta është pika më e rëndësishme dhe më jetike. Për transmetimin e vlerave tona shpirtërore, e sixhadesë dhe tesbiheve te brezat e mëvonshëm baza është mbështetja te Zoti dhe lënia në dorën e Tij e të gjitha punëve. Askush nuk mund t'i bindë pasardhësit e tij nëse nuk dëshiron Zoti (xh.xh.), për të hyrë në rrugën e Tij. Andaj në këtë çështje nuk duhet ta nënvlerësojmë lutjen. Kurdo që t'i ngremë duart lart dhe t'i lutemi Zotit (xh. xh.), duke i shprehur nevojat dhe kërkesat tona, në krye të kësaj liste duhet të vijnë fëmijët dhe familja jonë. Ai që do t'i bëjë ata të përparojnë, që do t'i stolisë më moral të lartë dhe që do t'u japë edukatën më të mirë është vetëm Allahu i Lartësuar. Fëmijët tanë na janë dhënë si amanet neve. Adhurimi dhe si rrjedhojë lidhja e tyre me Zotin (xh.xh.), është më primare se lidhja e tyre me ne. Ne lutemi që së pari të jenë robër të devotshëm ndaj Zotit (xh. xh.), jo që të jenë pasardhës të mirë. Ai që bëhet rob i devotshëm ndaj Allahut Teala, do të thotë se do të bëhet edhe një fëmijë i përshtatshëm ndaj prindërve.

# Marrëdhëniet e besimtarëve të devotshëm me fëmijët e tyre

*Dr. Adem Ergyl*

Besimtarët e devotshëm, dëshirojnë që fëmijët e tyre t'u bëhen trashëgimtarë më shumë nga aspekti i trashëgimisë shpirtërore sesa i trashëgimisë materiale. Trashëgimia e dijes, urtësisë dhe moralit në një kontekst është trashëgimia e personalitetit. Edhe pejgamberët, të cilët janë robër të zgjedhur të Allahut Teala, kanë kërkuar pasardhës të tillë të ndjeshëm nga Zoti (xh.xh.), duke u frikësuar nga humbja dhe shkuarja dëm e këtij trashëgimie fisnike.

Kur Omer ibn Abdulazizit, i cili bëri vend në zemrën e umetit me udhëheqjen plot drejtësi e virtyte prej dy vite e gjysmë, iu tha:

"I nderuar! Siç shihet, juve nuk ju mjaftojnë ato që merrni nga bejtu'l-mal (thesari i shtetit). A nuk bën sikur të merrni më shumë, në mënyrë që një pjesë të tyre ta kurseni dhe ta lini për nevojat e fëmijëve dhe nipave tuaj pas vdekjes suaj?" Kurse përgjigjja që dha ai e tregon në mënyrën më të bukur se çfarë është trashëgimia e vërtetë dhe se kush janë trashëgimtarët e vërtetë:

"Nëse fëmijët e mi që do të mbesin pas meje do të bëhen të devotshëm, nuk frikësohem se do të bien në vështirësi, sepse Allahu i Lartësuar ka thënë: ***"Në të vërtetë, Mbrojtësi im është Allahu, i Cili ka zbritur Librin dhe kujdeset për të mirët."*** (A'raf, 196) Pasi Allahu të jetë përkujdesësi i tyre, nuk shqetësohem aspak për gjendjet me të cilat mund të përballen në të ardhmen. Ama nëse nuk bëhen të devotshëm, por bëhen të paaftë, edhe për të tillët është thënë në Kuranin Fisnik: ***"Mos ua jepni pasurinë tuaj të paaftëve..."*** (Nisa, 5) Mos vallë do të kursej pasuri për fëmijët e mi që mund të bëhen të paaftë krahas këtij urdhri hyjnor."[1]

Po, edhe pse është e lejuar dhe logjike që t'u lësh mall dhe pasuri hallall pjesëtarëve të familjes, në mënyrë që të mos bëhen nevojtarë ndaj të tjerëve, nuk duhet të harrohet se trashëgimia e vërtetë është gjendja e mirë shpirtërore dhe personaliteti.

Çfarë metode kanë ndjekur dhe vazhdojnë ta ndjekin miqtë e Zotit në transmetimin e kësaj trashëgi-



mie? Këtë çështje e kemi shtjelluar në shkrimin e parë që u botua rreth kësaj teme në numrin e muajit qershor (2019) të revistës sonë dhe aty kemi dhënë disa principe të përgjithshme. Në atë material patëm thënë se të urtët, pavarësisht se nuk e nënvlerësojnë asnjëherë aspektin e të fshehtës së kaderit në çdo punë dhe vullnetin hyjnor, shfaqin një kujdes të madh ndaj edukimit të fëmijëve sikur çdo gjë të ishte në dorë të tyre. Ata nuk e kanë ngatërruar kryerjen e detyrës me lënien e detyrës në duart e të tjerëve dhe mbështetjen e nënshtrimin ndaj Zotit (xh.xh.). Secilën prej këtyre e kanë kryer siç duhet. Transmetimin e trashëgimisë shpirtërore e të personalitetit ndaj fëmijëve dhe pasardhësve të umetit e kanë konsideruar si një detyrë jashtëzakonisht shumë të rëndësishme. Tani le t'i cekim në formë nenesh disa gjëra në lidhje me temën tonë që i kanë bërë ata:

namazin e mëngjesit duke mos e nënvlerësuar këtë çështje asnjëherë dhe duke na thënë: "Bir, zgjohu për namaz!" Nganjëherë zgjoheshim. Por kur binim për të fjetur përsëri pa e falur namazin për shkak të hutimit nga gjumi, na zgjonte përsëri me butësi. Kjo situatë nganjëherë përsëritej dy-tri herë. Edhe pse vetë kishte një madhështi të papërshkrueshme dhe ishte i ashpër sipas situatës, në këtë çështje nuk nxehej, por gjithmonë na çonte për namaz me të njëjtën metodë. Pastaj vetë bëhej imam dhe ne bëheshim xhemat. Ja pra, kjo është mëshira e vërtetë. Ndërsa në ditët e sotme shumë njerëz që e duan fenë shfaqim mëshirë ndaj fëmijëve të tyre duke i lënë të flenë ndërkohë që vetë ngrihen për të falur namaz. Sa mëshirë e çuditshme që është kjo! Edhe pse vetë e fal namazin, fëmijës nuk ia jep të njëjtën frymë. Si rrjedhojë, edhe fëmijës, edhe vetes ia

*Të urtët, pavarësisht se nuk e nënvlerësojnë asnjëherë aspektin e të fshehtës së kaderit në çdo punë dhe vullnetin hyjnor, shfaqin një kujdes të madh ndaj edukimit të fëmijëve sikur çdo gjë të ishte në dorë të tyre. Ata nuk e kanë ngatërruar kryerjen e detyrës me lënien e detyrës në duart e të tjerëve dhe mbështetjen e nënshtrimin ndaj Zotit (xh.xh.).*



• Sahibu'l-Vefa Musa Efendi (k.s.), thoshte: "Aftësi e vërtetë është edukimi i pasardhësve të devotshëm dhe të devotshme..." Dhe shprehej se një sukses i tillë mund të arrihet me një dhembshuri dhe mëshirë të vërtetë. Ai e tregonte si më poshtë sesi duhet të jetë dhembshuria e vërtetë duke dhënë shembuj nga babai i tij:

"Babai im i ndjerë ka qenë shumë i butë kundrejt fëmijëve. Domethënë jo në këtë formë që e kuptojmë ne tani. Ai edhe pse kishte mundësi financiare, asnjëherë nuk u ka blerë fëmijëve të tij veshje luksoze dhe nuk i ka ushqyer ata me ushqime luksi. Gjithmonë u ka sugjeruar që të bëhen robër të devotshëm ndaj Allahut (xh.xh.). Edhe vetë ka qenë një udhërrëfyes edukues në çdo çështje. Ne edhe pse ishim shumë të vogël në moshë, na zgjonte me një gjuhë të ëmbël për

çon dëm jetën e përhershme. Sa shkujdesje e madhe dhe sa tirani e pafalshme është pamundësia për ta përgatitur fëmijën për jetën e përhershme për shkak të kësaj butësie që shfaqet për jetën e kësaj bote dy ditore. Kur të rriten dhe të bëhen djem e vajza të reja fëmijët të cilët nuk kam marrë informacion dhe edukim të mjaftueshëm Islam ngaqë janë lënë të privuar nga këto sugjerime shpirtërore, nuk i kryejnë dot detyrat e adhurimit ndaj Allahut Teala. Kështu që bëhen neglizhentë në lidhje me çështjen e ibadetit. Madje disa prej tyre posedojnë akide (besim) të prishur. Kur prindërit e shohin këtë gjendje, mërziten, por ja që çdo gjë ka kaluar."

• Kur të urtët komunikojnë me fëmijët, kanë shumë mëshirë për ta, por kur të jetë e nevojshme, edhe nxehen duke reaguar. Kështu ata nuk



*Një prej lavdërimeve dhe falënderimeve më të mëdha të prindërve ndaj Zotit (xh.xh.), është të thënët "el-Hamduli'l-lahi Rabbi'l-Alemin" pasi u mbushet zemra me gëzim kur i shohin fëmijët e tyre të pajisur me vlera shpirtërore.*

ia japin mundësinë fëmijës për t'u llastuar apo për të mbetur mbrapa të tjerëve. Ata zbulojnë damarin për të hyrë në zemrat e tyre dhe dinë mirë të formojnë një lidhje të ngrohtë me secilin prej tyre. Interesimin e Musa Efendit me nipat e mbesat e tij për herë të parë e tregon mbesa e tij, zonja Zejnepja:

"Më duket se gjyshi më fisnik ka qenë gjyshi im. Ai personalitet i lartë pati hyrë në shpirtin tim në një formë saqë ishte edhe gjyshi, edhe shehu edhe bashkëshoqëruesi i vetëm në hallet e mia. Gëzimet dhe problemet e mia lehtësisht i ndaja me të. Ai më jepte këshilla të këndshme dhe asnjëherë nuk më thoshte: "Ti ke të drejtë, kurse ai tjetri nuk ka të drejtë!" Ai e lëvizte gishtin e tij të hollë dhe më thoshte: "Këtë problem do ta zgjidhësh me mendjen tënde." Këto këshilla të arta gjithmonë më janë bërë dritë në jetën time."

Interesimi që e edukon njeriun nuk është vetëm interesimi si mësues, si këshillues, si kryetar, si përkujdesës apo si shok, por interesimi që e shoqëron aftësinë për t'i përdorur të gjitha këto sipas kohës dhe vendit. Ky interesim është aftësia për të formuar një komunikim me fëmijën jo sipas nivelit të lartë të edukuesit, por duke zbritur në nivelin e fëmijës dhe duke hyrë në mendjen e tij.

• Plotësimi i çdo dëshire të fëmijës duke e llastuar atë nuk është një stil i drejtë komunikimi sipas qasjes së miqve të Zotit. Ata përpiqen që fëmijët të miqësohen më të vërtetën e mirësinë dhe këmbëngulin në këtë çështje edhe pse kjo e fundit mund të jetë e hidhur apo nuk i pëlqen nefsit. Këto fjalë që i ka thënë hoxha jonë i nderuar, Osman Nuri Topbashi në lidhje me edukimin që u ka dhënë babai i tyre, tregojnë se çfarë metode ndjekin miqtë e Zotit në këtë çështje:

"Kur do të martohesha më bëri këtë paralajmërim:

"Shiko bir! Nëse do të fusni televizor në shtëpinë tuaj, do të thotë se i keni dhënë lamtumirën babait tuaj! Nëse ai hyn në shtëpinë tuaj, dijeni se unë nuk do të hyjë dot..."

Shyqyr Zotit që këtë urdhër e kemi zbatuar që nga ajo ditë e deri më sot. Në kohën tonë ka pasur shumë njerëz që kanë përjetuar fatkeqësi të mëdha për shkak të kësaj. Njerëzit u bënë skllevër të mëdhenj ndaj mjeteve të vogla."

Mbesa e tij, zonja Zejnepe tregon:

"Me gjyshin kam pasur një kujtim të tillë. Një shok i bashkëshortit tim të shtrenjtë, zoti Fahreddinit pati prenotuar një vend për pushim në Fet'hije... Aty nuk kishte asnjë njeri. Vetëm ne do të ishim familjarisht. Sigurisht që edhe fëmijët u gëzuan ngaqë do të shkonim për pushime... I blemë biletat dhe u përgatitëm. Një ditë para nisjes shkuam ta vizitonim gjyshin për ta përshëndetur. Unë po i tregoja atij e emocionuar:

"Ja pra gjysh! Atje ishte vend shumë i pastër.

Mbi të gjitha, nuk kishte asnjë njeri! Etj, etj." Gjyshit papritur iu vrenjt fytyra. Me vete thashë: "Mos! Më duket se thashë diçka me të cilën e mërzita gjyshin..." Për një kohë shikoi poshtë drejt tapetit. Pastaj e ngriti kokën dhe më tha:

"Neve na pëlqen Bursa."

Unë mbeta e ngrirë në vend. U dorëzova menjëherë dhe thashë: "Në rregull." Pastaj po mendoja se si t'ua thosha fëmijëve. Kur ua thashë fëmijëve, sigurisht që u habitën. Të nesërmen morëm rrugën drejt Bursës. Përgjatë rrugës fëmijët shfaqën pak pakënaqësi, por ky qe udhëtimi ynë më i bukur që kemi bërë në Bursa. Qëndruam dhjetë ditë. Edhe pse ishte një vend që kishim shkuar disa herë më parë, ai udhëtim pati një kënaqësi krejt tjetër. Andaj menduam: "Me siguri se është begatia e nënshtrimit ndaj një miku të Zotit."

• Miqtë e Zotit ndjekin një rrugë të urtë në lidhje me edukimin formal të fëmijëve të tyre. Ata nuk e sforcojnë natyrshmërinë rreth kësaj çështjeje. Për sa i përket mësimit të dijeve që janë farz, nuk hezitojnë nga asnjë lloj sakrifice për ta kryer atë në formën më të bukur. Ata e marrin seriozisht edukimin e fëmijëve për t'i bërë ta njohin në formën më të bukur Allahun dhe Resulullahun, për t'i dashur ata dhe për t'i mësuar dispozitat e Islamit në lidhje me jetën. Ndërsa në lidhje me edukimin për të marrë një profesion, apo për të shtuar kulturën e përgjithshme apo për të bërë karrierë, nuk mbajnë ndonjë qëndrim imponues. Sigurisht që është e rëndësishme një punë për ta siguruar jetesën me fitim hallall. Pasi të sigurohet kjo, çështja bazë për ata është përparimi në ibadet ndaj Zotit (xh.xh.).

• Mënyra e të urtëve për edukimin e fëmijëve është edukimi që e shfaqin me personalitetin e tyre dhe që e realizojnë duke e bërë vetë së pari. Hoxha jonë, Osman Nuri Topbashi shprehet:

"Edukimi që na jepte babai nuk ishte një edukim që përbëhej nga këshilla të thata, por një edukim që realizohej duke e kryer ai vetë së pari. Domethënë, ndjenjat fetare, historike dhe kombëtare dhe vetëdijen islame që dëshironte të na i jepte, së pari i praktikonte vetë në mënyrën më të bukur. Në Stamboll na çonte nëpër vende historike dhe fetare si xhamia Ejup Sulltan, xhamia Fatih, Sulejmanije, Jahja Efendi, etj. Domethënë se Ebu Ejjub el-Ensariun na e mësonte duke na bërë ta përjetonim në Ejup Sulltan. Civilizimin tonë të mrekullueshëm na bënte ta ndjenim deri në palcë duke e përjetuar xhaminë Sulejmanije në Sulejmanije (vendin e saj). Edhe në Bursa na çonte nëpër vende historike dhe fetare si Emir Sulltani dhe xhamia Ullu. Aty na jepte paratë e thyeshme që i kishte përgatitur më parë dhe na kërkonte t'ua jepnim të varfërve kokulur që gjendeshin aty, në mënyrë që të na ushtronte për të dhënë për hir të Allahut (xh.xh.). Sa më shumë që ushtroheshim me mirësi të tilla, gëzoheshim me lutjet e nevojtarëve. Në këtë mënyrë e përvetësonim ndihmën ndaj nevojtarëve. Kur banonim në Erenkëj, nëse dikush prej fqinjëve ishte i sëmurë, atij i çohej supë apo muhalebi. Këto dërgoheshin nëpërmjet fëmijëve, në mënyrë që të ushtroheshin me shërbimin ndaj të tjerëve."

• Miqtë e Zotit nuk lejojnë që fëmijët e tyre të bëhen të prirë pas harxhimit të tepërt dhe luksit, sepse njëra prej fatkeqësive më të mëdha që e devijon nefsin e njeriut padyshim që janë këto lloje pasionesh që e lidhin njeriun ndaj kësaj bote.

• Trajtimi me tolerancë, falja, mbulimi i gabimeve, mos shkëputja e lidhjes asnjëherë dhe mos humbja e respektit janë disa prej të fshehtave të edukimit të të urtëve me kusht që fëmijët të mos bien në haram.

• Pavarësisht të gjitha këtyre, lutja për fëmijët është tradita e tyre prej të cilës nuk heqin dorë asnjëherë. Sepse, edhe nëse respektohen të gjitha rregullat e edukimit, ndikimi i tyre realizohet vetëm me lejen dhe ndihmën e Allahut (xh.xh.). Përpjekjet dhe mundi që e shfaqin ata në emër të edukimit janë për të kryer detyrën dhe për të tërhequr mëshirën hyjnore.

Një prej lavdërimeve dhe falënderimeve më të mëdha të prindërve ndaj Zotit (xh.xh.), është të thënët "el-Hamduli'l-lahi Rabbi'l-Alemin" pasi u mbushet zemra me gëzim kur i shohin fëmijët e tyre të pajisur me vlera shpirtërore.

**REFERENCAT:**

1. Ebu'l-Ula Mardin, Huzur Dersleri / Mësimet e prehjes shpirtërore, Stamboll, 1966, II-III, 769-770.

# Trashëgimia e moralit të lartë

Prof. dr. Sulejman Derin

*Njeriu nuk ka nevojë të shfaqë ndonjë përpjekje të veçantë për t'ua lënë trashëgimi pasurinë fëmijëve të vet, sepse pasi të ndërrojë jetë, zaten fëmijët dhe trashëgimtarët e tjerë do ta trashëgojnë atë ligjërisht. Sikundër kësaj, lënia e fesë dhe besimit si trashëgimi kërkon përpjekje dhe kohë, sepse domosdoshmërisht duhet të bëhemi shembull i mirë për fëmijët tanë.*

Pejgamberi ynë i Nderuar në hadithin fisnik të tij na ka njoftuar se trashëgimia më e mirë që ne mund t'u lëmë fëmijëve tanë nuk është ajo materialja, por trashëgimia shpirtërore dhe morale. Ky paralajmërim fiton edhe më shumë vlerë përgjatë ditëve tona kur materialja ka dalë para shpirtërores. Sepse më parë në përgjithësi fëmijët përvetësonin gjykimet me vlera të prindërve dhe ndiqnin rrugën e tyre. Por kjo situatë ka filluar të ndryshojë pasi janë përhapur mjetet moderne të komunikimit. Tashmë fëmijët tanë i marrin mënyrat e sjelljes dhe vlerat morale nga media sociale, nga televizori dhe nga fenomenet e medias. Kurse prindërit kanë rënë në gjendjen e shërbëtorëve që vetëm plotësojnë nevojat biologjike të fëmijëve. Ndërkohë Libri ynë i shenjtë deklaron se detyra e parë e prindërve është që t'u sigurojnë fëmijëve zhvillimin moral dhe edukimin e devotshmërisë. Zoti (xh.xh.), i urdhëron prindërit: ***"Urdhëroje familjen tënde, që të falë namazin dhe këmbëngul për këtë! Ne nuk të kërkojmë ty ndonjë ushqim: jemi Ne që të ushqejmë! Përfundimi i lumtur qëndron në frikën ndaj Allahut."*** (Taha, 132)

Ajeti fisnik i urdhëron prindërit që të mos shqetësohen në lidhje me çështjen e rrëskut dhe në vend të kësaj të jenë të përpiktë e të ndjeshëm për sa i përket çështjes së edukimit për devotshmëri. Sepse rrëskun në kuptim të vërtetë e jep Allahu (xh.xh.). Allahu është Ai që i ka dhënë detyrës toshiut dhe diellit për të na shërbyer neve asnjë pagesë, në mënyrë që të jetojmë në

këtë botë. Ndërsa robërit që janë mjet për rrëskun, luajnë vetëm një rol të pjesshëm duke u mbështetur te e fshehta e sprovës. Për ta kuptuar më mirë këtë çështje Allahu i Lartësuar na bën këtë pyetje në Kuranin Fisnik: ***"Thuaj: "Mendoni: nëse ujërat tuaja ju shteren, kush*** (përveç Allahut) ***do t'ju sjellë ujë rrjedhës?!"*** (Mulk, 30)

Ata që i kuptojnë më mirë urdhrat hyjnorë janë pejgamberët. Kur e lexojmë Kuranin Fisnik vëmë re se të gjithë pejgamberët kanë bërë lutje të veçantë për hyrjen dhe qëndrimin e fëmijëve të tyre në rrugën e drejtë. Për shembull, Ibrahimi i është lutur Zotit (xh.xh.), kështu për fëmijët e vet: ***"O Zoti im, bëj që unë dhe pasardhësit e mi të kryejmë përherë namazin! O Zoti ynë, na i prano lutjet!"*** (Ibrahim, 40) Ibrahimit (a.s.), iu pranua lutja. Të njëjtën këshillë që ai ua bëri fëmijëve të tij, ua bëri edhe nipi i tij, Jakubi (a.s.), bijve të vet. Ata sikundër asaj që bëjmë ne, u kanë lënë fëmijëve të tyre jo pasuri, por fenë. Kjo trashëgimi shembullore të cilën e ka bërë të përjetshme Kurani Fisnik është që të vdesësh vetëm si mysliman: ***"Ibrahimi ua dha këtë porosi fëmijëve të tij; po ashtu edhe Jakubi: "O bijtë e mi! Pa dyshim, Allahu ka zgjedhur për ju fenë e vërtetë, prandaj mos vdisni ndryshe veçse duke qenë myslimanë të nënshtruar ndaj Atij!"*** (Bekare, 132)

Të gjithë pejgamberët gjithmonë u kanë dhënë këshilla të tilla edhe umeteve, edhe pasardhësve të tyre. Kurse Jakubi e mbarti këtë ndjeshmëri edhe në shtratin e vdekjes dhe prej fëmijëve që iu mblodhën rreth e rrotull përgjatë vdekjes u mori fjalën për të qëndruar në rrugën e drejtë:

***"A ishit ju të pranishëm kur Jakubit iu afrua vdekja dhe i pyeti të bijtë: "Çfarë do të adhuroni pas meje?" - Ata u përgjigjën: "Ne do të adhurojmë Zotin tënd, që është edhe Zoti i etërve të tu: Ibrahimit, Ismailit dhe Is'hakut, një Zot të vetëm. Ne Atij i nënshtrohemi!"*** (Bekare, 133)

Pejgamberët janë shqetësuar për jetën fetare të fëmijëve të tyre edhe kur po ndërronin jetë. Kështu ata kanë dëshiruar të jepnin shpirt të sigurt se ua kishin lënë fenë si trashëgimi fëmijëve të tyre. Njeriu nuk ka nevojë të shfaqë ndonjë përpjekje të veçantë për t'ua lënë trashëgimi pasurinë fëmijëve të vet, sepse pasi të ndërrojë jetë, zaten fëmijët dhe trashëgimtarët e tjerë do ta trashëgojnë atë ligjërisht. Sikundër kësaj, lënia e fesë dhe besimit si trashëgimi kërkon përpjekje dhe kohë, sepse domosdoshmërisht duhet të bëhemi shembull i mirë për fëmijët tanë.



Shejtani, i cili është armiku i pamëshirshëm i njeriut, na bën ta harrojmë këtë detyrë bazë që kemi dhe përpiqet që prindërimin ta kuptojmë vetëm në shkallën e plotësimit të nevojave materiale të fëmijëve tanë. Përveç të tjerash, jeta moderne po i shtyn njerëzit drejt jetës individuale. Si rrjedhojë prindërit nuk kalojnë kohë me fëmijët e tyre dhe po bien në shkujdesjen për t'i lënë ata vetëm për vetëm me median sociale dhe botën e lojërave. Ndërsa ata që janë më të përgjegjshëm, i dërgojnë fëmijët e tyre në një institucion që jep edukim fetar dhe përpiqen që të gjithë përgjegjësinë t'ia ngarkojnë shkollës dhe mësuesve. Kurse disa prindër interesohen pikërisht vetë me fëmijët dhe e ndjekin nga afër edukimin fetar e zhvillim moral të tyre. Në fakt këta të fundit janë në përputhje me urdhrat hyjnorë.

Shembullin më të bukur të këtij interesimi serioz në kohën e afërt e ka shfaqur i ndjeri Musa Topbashi (k.s.), i cili ishte prej shehlerëve nakshibendinj. Krahas shërbimit ndaj të gjithë besimtarëve, preokupohej nga afër edhe me edukimin shpirtëror të nipave, mbesave dhe fëmijëve të të afërmve të tjerë. Babai i tij u pati dhënë edukim fetar fëmijëve të vet nëpërmjet një hoxhe që vishej si bahçevan përgjatë kohërave shumë të vështira kur ishte i ndaluar mësimi i Kuranit. Edhe vetë u organizonte ligjërata fetare nipave, mbesave dhe të rinjve të të afërmve që mund të konsideroheshin fëmijë. Ai i ka

ndjekur pikërisht vetë këto ligjërata dhe ka shfaqur çdo lloj sakrifice që brezi i ri të edukohej me vetëdijen e namazit, historisë dhe infakut (dhurimit për hir të Allahut). Miqtë e Allahu nuk kanë hezituar për ta zbatuar fenë dhe për ta lënë atë trashëgimi qoftë edhe në periudhat kur kushtet ishin shumë të vështira duke ndjekur rrugën profetike. Ne mund t'i zbatojmë këto zgjidhje praktike, në mënyrë që t'i edukojmë fëmijët tanë si myslimanë dhe t'ua lëmë atyre trashëgimi sixhadenë (e namazit). Baballarët disa namaze duhet t'i falin me xhemat në familje dhe fëmijët duhet t'i përgatisin që në moshë të vogël për në namaz dhe xhami. Mbi të gjitha, kryetari i familjes çdo ditë duhet të bëjë një orë Kuran në një kohë të caktuar dhe të gjithë pjesëtarët e familjes duhet të frekuentojnë në atë mësim dhe të lexojnë Kuran. Veçanërisht historitë e pejgamberëve që përmenden në Kuran duhet t'u shpjegohen fëmijëve me një gjuhë të përshtatshme. Të mos harrojmë se Pejgamberi ynë i Nderuar e ka edukuar shoqërinë e xhahilijetit (kohës së injorancës para ardhjes së Islamit) me fjalën e Allahut, Kuranin. Ky program veçanërisht përgjatë muajve të verës kur shkollat janë të mbyllura duhet të organizohet në atë mënyrë që, në shtëpinë tonë nuk duhet të sundojnë telenovelat e televizioneve, por urtësitë dhe historitë e Kuranit Fisnik. Sigurisht se për ta bërë këtë, televizori duhet të mbahet sa më larg shtëpisë. Edhe përdorimi i mediave të tjera sociale duhet të ulet në minimum. Varësia ndaj medias sociale e cila është shndërruar në një pandemi të shekullit tonë, po ndikon seriozisht jo vetëm te të rinjtë, por edhe te të rriturit, madje edhe te të moshuarit. Për fat të keq, të rinjtë që lihen në dorën e televizorit dhe lojërave të internetit përgjatë periudhës së zhvillimit, më vonë arrijnë deri në atë gjendje saqë nuk i njohin vlerat fetare. Ata bëhen produkt jo i familjeve të tyre, por i sjelljeve të këqija që kanë mësuar nga bota virtuale.

Mirë, por çfarë do të ndodhë nëse fëmijët tanë e braktisin rrugën e fesë pavarësisht të gjitha përpjekjeve? Sepse suksesin e Ibrahimit në lidhje me çështjen e edukimit të fëmijëve të tij nuk e kanë pasur kësmet të gjithë pejgamberët. Për shembull, biri i Nuhut nuk i besoi babait të vet dhe nuk hipi në anije të tij. Edhe pse një pjesë e bijve të Jakubit ishin të devotshëm dhe një pjesë tjetër jo, më në fund të gjithë u penduan dhe e gjetën rrugën e drejtë. Kërkesa e fesë sonë prej myslimanëve është që edukimin shpirtëror të fëmijëve tanë ta ushtrojmë në gradën më të lartë të mundësisë sonë. Nëse fëmijët nuk na pasojnë kur të rriten pavarësisht të gjitha përpjekjeve tona, atëherë kjo është përgjegjësi e atyre. Pavarësisht se Zoti i Lartësuar u ka dhënë garanci robërve të Tij në lidhje me çështjen e rrëskut, këtë garanci nuk ua ka dhënë as fëmijëve të pejgamberëve në lidhje me rrëskun shpirtëror. Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.), i cili ishte pejgamberi më i lartë, babai më i virtytshëm dhe edukuesi më i madh, i ka thënë bijës së tij, Fatimes: *"O bija e Muhamedit, Fatime! Ki frikë prej Allahut, sepse unë nuk mund të bëj gjë për ty te Ai."*

Së fundi, njeriu është përgjegjës për përpjekjen, jo për rezultatin. Ky varg i zoti Nexhip Fazëllit në lidhje me këtë çështje na e hap horizontin:

"Hidhe farën, nëse nuk mbin, le të turpërohet toka!"

Këtu e rëndësishme është që prindërit të mos e shtyjnë në plan të dytë zhvillimin moralo-shpirtëror. Sot rendin e ditës së familjeve dhe të të rinjve e zënë më së shumti çështjet e rrëskut si provimet e universitetit, planet për shkollën e lartë dhe shqetësimi për karrierën. Rregulli i vetëm i suksesit në jetë në këto vende është bërë posedimi i një karriere të mirë, pasuria dhe arritja e një statusi të lartë. Edukimi tashmë nuk merret për hir të Allahut dhe studimi për t'u shërbyer njerëzve për hatër të Allahut është bërë i parëndësishëm. Nëse është e nevojshme ta themi haptazi, atëherë mund të shprehemi se për këtë situatë shpesh herë janë përgjegjës të mëdhenjtë, jo të rinjtë. Njerëzit po sillen sikur Allahu Teala nuk ka dhënë garanci në lidhje me çështjen e rrëskut. Sigurisht që askush nuk mund të qortohet nëse e merr seriozisht edukimin e fëmijëve të vet. Por çështja problematike këtu është kjo se, ndërkohë që në njërën anë shfaqet një përkushtim kaq i madh për jetën e përkohshme të kësaj bote, në anën tjetër nuk bëhet një plan edukimi serioz për jetën fetare të të rinjve. Nëse kësaj mungese seriozitet i shtohen shumë fish edhe aktivitetet e degradimit që bëhen kundër Islamit, del në pah gjendja e mjerueshme. Ajeti fisnik na njofton se grupet armike ndaj Islamit përpiqen për t'i shkatërruar veçanërisht brezat e rinj: ***"E, kur largohet, përpiqet të bëjë të këqija në tokë, duke shkatërruar të mbjellat dhe brezat. Por Allahu nuk e do shkatërrimin."*** (Bekare, 205)

Allahu Teala mos u dhëntë mundësi atyre që dëshirojnë të prishin moralin e të rinjve tanë dhe t'i largojnë ata nga feja! Të gjithëve na e mundësoftë që të përpiqemi për t'ua lënë fenë trashëgimi fëmijëve tanë! Amin!

# Nga dituria morale te lëvizja morale

Mehmet Dinç

*Morali duhet të jetë axhenda jonë primare dhe parësore. Nëse dëshirojmë të bëjmë një jetë në të cilën morali është primar dhe parësor për ne dhe fëmijët tanë, atëherë duhet ta formojmë dhe forcojmë qëndrimin tonë etik. Ne kemi nevojë emergjente për një dituri morale në të cilën patjetër duhet të gjenden çështjet aktuale dhe t'i bashkohemi një lëvizjeje morale që do të na orientojë drejt veprimeve influencuese duke mos qëndruar indiferentë kundrejt situatave të pamoralshme. Kështu le të themi bismil-lah dhe të fillojmë në një mënyrë të shpejtë nga hapat më të vegjël dhe nga njerëzit tanë më të afërt...*

Po bëjmë një punim rreth islamofobisë me të rinjtë myslimanë të lindur dhe të rritur në Australi. Veçanërisht zonjat e nderuara po përjetojnë shumë përvoja negative për shkak të mbulesës së tyre. Njëra prej tyre tha: "Njerëzit që na hedhin fjalë, që sillen keq ndaj nesh dhe që na kërcënojnë në përgjithësi janë njerëz dashakeqës, injorantë dhe që kanë çrregullime në personalitet. Ne nuk i marrim seriozisht ata dhe nuk u japim shumë rëndësi. Por pika që ne e marrim shumë seriozisht dhe që i kushtojmë shumë rëndësi është kjo: Në përgjithësi kur bëhemi objekt i këtyre lloj sulmesh në vendet publike, rreth e rrotull gjenden me qindra njerëz. Kur na sulmon ndonjë, dhjetëra njerëz përreth nuk e kundërshtojnë atë, por edhe nuk e mbështesin. Ne e kuptojmë se ata shqetësohen nga këto lloj sulmesh edhe nga fakti që nuk i mbështesin, edhe nga shikimet e tyre. Por nuk e kuptojmë dot se përse nuk i kundërshtojnë sulmuesit dhe përse nuk na mbështesin ne."





Pas këtyre fjalëve që zonja e nderuar i ndau me ne, biseduam gjerë e gjatë edhe me të tjerët në grup rreth kësaj çështjeje. Në fund ramë në dakord se bëhet fjalë për dy shkaqe themelore. Njëri prej këtyre është ky: Njerëzit që i dëshmojnë sulmet e tilla atë moment gjenden të papërgatitur dhe nuk bëjnë asgjë ngaqë nuk e dinë se çfarë duhet të bëjnë. Pasi në përvojën e parë nuk bëjnë dot gjë, fillojnë të ushtrohen me këtë situatë dhe e pranojnë se ky veprim është pikërisht ai i duhuri. Ndërsa shkaku i dytë është ky: Nuk mendojnë se duhet të bëjnë diçka. Së fundi nuk janë ata që po e bëjnë këtë veprim. Gjithashtu edhe nuk e mbështesin. Andaj mendojnë se nuk kanë përgjegjësi për të bërë diçka më tepër sesa kaq. Nëse e zgjasim këtë shembull në përgjithësi, mund të shohim se këto dy arsye qëndrojnë në rrënjën e të gjitha problemeve që përjetojmë si individualisht ashtu edhe në rang shoqëror.

Hapi i parë dhe më i rëndësishëm që mund të hidhet në lidhje me shkakun e parë, domethënë, me faktin që njerëzit nuk reagojnë ngaqë kapen të papërgatitur ndaj këtyre gjendjeve e ngjarjeve dhe ngaqë nuk e dinë se çfarë duhet të bëjnë, gjithashtu edhe me kodifikimin e mos reagimit si një veprim i duhur, është dituria jonë dhe e fëmijëve tonë rreth moralit. Domethënë që kur ta bëjmë diçka, ta bëjmë duke menduar, mësuar, biseduar, kuptuar, ditur dhe besuar se ashtu duhet ta bëjmë. Për fat të keq sjelljet morale i shohim, mësojmë dhe diskutojmë në një kornizë shumë të ngushtë dhe shpesh herë i konsiderojmë si praktika të mirësjelljes. Ndërkohë morali është natyrshmëri. Është veprim sipas natyrshmërisë. Është dituria dhe vetëdija për ta bërë çdo gjë sipas natyrshmërisë në çdo hap. Bota moderne i ka bërë njerëzit që në moshë të vogël që ta harrojnë natyrshmërinë për shkak të kulturës popullore ndaj të cilës janë të ekspozuar. Për këtë arsye, duhet të punojmë dhe mendojmë gjerë e gjatë rreth çështjes se çfarë është morali dhe se ku duhet ta shfaqë veten e tij. Domethënë se duhet të ndajmë kohë, të përpiqemi dhe të mundohemi për të medituar rreth moralit dhe për ta mësuar atë.

Bashkë me të rinjtë morëm një libër. Titulli i tij ishte: “Të bisedosh me fëmijën rreth moralit.” Ishte një libër në të cilin shtjelloheshin 99 tema në shkallë të gjerë nga ngacmimi kibernetik te politika, nga çështjet e mjedisit te krimi dhe kriminelët, nga terrorizmi te të drejtat e kafshëve. Një libër i vogël, domethënë jo libër i madh, i trashë e voluminoz. Ai gjithashtu nuk kishte as të dhëna, referenca dhe shkrime të gjata në lidhje me temat që përfshinte. Por gjithashtu nuk ishte një libër që mund të lexohej me një të ulur. Për çdo temë ishin ndarë një apo dy faqe. Aty jepej një situatë në lidhje me temën si shembull e cila mund të kishte ndodhur një kohë të largët apo të afërt apo e cila ishte planifikuar në atë formë. Pastaj ishin vendosur pyetjet për t'i diskutuar me të rinjtë. Nuk kishte as përgjigje, as informacion. Pra, ishte një libër që mbartte këtë qëllim: Lexojeni situatën, mendoni e diskutoni rreth saj, madje debatoni nëse është e nevojshme, studiojeni dhe dilni në një përfundim në lidhje me temën.

Kur nuk ka informacion, nuk ka edhe besim. Kur nuk ka besim, njeriu nuk mund të gjejë guximin për të shfaqur një sjellje të drejtë apo për t'i qëndruar asaj sjelljeje që ka shfaqur deri në fund. Të gjithë kemi nevojë që këta lloj librash apo ushtrime të ngjashme me ta t'i lexojmë bashkë me fëmijët tanë, në mënyrë që kur të përballemi me një situatë në të cilën duhet të bëjmë një zgjedhje morale, qëndrimi ynë të mos jetë pa ndonjë bazë, të mos jetë kopje, të mos jetë ditor dhe më e rëndësishmja të mos jetë pa moral. Për këtë arsye, absolutisht duhet të marrim edukim moral, në

mënyrë që të fitojmë një qëndrim moral. Sa më shumë që ta bëjmë në formë të rregullt dhe në tema të ndryshme, po aq do të jetë e mundshme që të shfaqim një qëndrim moral dhe të mbrohemi kur t'i vijë vendi e koha.

Për sa i përket kësaj çështjeje dëshiroj të ndaj me ju dy libra prej të cilëve kam përfituar shumë. Njëri është libri i Muhamed Ali Hashimit me titull "Personaliteti i Myslimanit" të cilin e kam lexuar disa herë në adoleshencë dhe i cili ishte prej librave më të lexuar të asaj periudhe në Turqi. Ndërsa i dyti ishte libri i hoxhës sonë, Mehmet Jashar Kandemirit me titull "Myslimani që e Do Pejgamberi". Që të dy janë libra shumë të bukur për fillim. Ata japin një udhëzim të mirëfilltë brenda kornizës së ajeteve dhe hadītheve. Por ne nuk duhet të mjaftohemi vetëm me këta dy libra. Kështu që duhet të vazhdojmë të lexojmë më shumë veçanërisht rreth temave aktuale duke biseduar, menduar, debatuar dhe kërkuar nën dritën e atyre që kemi mësuar nga librat e lartpërmendur. Në këtë mënyrë do të përfitojmë një dije gjithëpërfshirëse etike dhe këtë dije gjithëpërfshirëse do ta shfaqim në të gjitha sjelljet tona. Kështu do të përfitojmë një qëndrim të fortë. Nëse dëshirojmë të caktojmë një axhendë etike rreth vetes dhe fëmijëve, atëherë mund të fillojmë nga këtu.

Kurse shkaku i dytë i problemeve për të cilat folëm në hyrje të këtij shkrimi është çështja se kundrejt një gabimi që bëhet ne themi: "Unë nuk po e bëj, apo sidoqoftë nuk po më bëhet mua." Kështu bëhemi indiferentë duke mos kundërshtuar dhe duke mos kaluar në lëvizje. Andaj duhet ta marrim veten në llogari në lidhje me këtë çështje. Kështu duhet të bëjmë një jetë përgjatë të cilës t'u japim përgjigje logjike e të pranueshme pyetjeve në formën: "Çfarë po ndodh rreth meje? Çfarë bëj unë në lidhje me këto?"

Në Zelandën e Re ndodhi një sulm barbar ndaj një xhamie të njohur në kohën e Xhumasë dhe pesëdhjetë e një besimtarë ranë dëshmorë. Zemra na u copëtua dhe shpirti na u dëshpërua. Unë mora pjesë në disa protesta që u organizuan pas këtij sulmi, disa të tjera i mbështeta në organizim, por nuk më erdhi në mendje që të hidhja një hap më tej se kaq. Mua më telefonuan dy shokë jomyslimanë të cilët i dua, i respektoj dhe ua vlerësoj mendimet. Ata më thanë: "Mehmet! Ne duhet të bëjmë diçka pas këtij sulmi." Kështu më ftuan në një mbledhje. I vetmi mysliman isha unë. Në mbledhje gjendeshin më shumë se dhjetë terapistë influencues dhe me eksperiencë.

Së pari më dhanë fjalën. Unë mbajta një fjalim të shkurtër dhe fola rreth faktit se çfarë kanë përjetuar dhe çfarë kanë ndjerë myslimanët në lidhje me islamofobinë para dhe pas ngjarjes. Pastaj të gjithë morën fjalën dhe shprehën mendimet e tyre se çfarë mund të bënin kundrejt sulmeve të tilla dhe të tjera të ngjashme me këto. Në fund, pasi mbaroi mbledhja, vendosëm për tri projekte që do të realizohen kundrejt islamofobisë.

Projekti i parë ka përfunduar dhe ndikimet e tij kanë arritur deri në Kanada, Amerikë, Belgjikë, Hong Kong dhe disa krahina të Australisë. Projekti i dytë ishte një projekt që u realizua nëpërmjet internetit. Për këtë arsye nuk e dimë dot deri ku kanë arritur ndikimet e tij. Kurse projekti i tretë akoma vazhdon. Ngaqë ky është projekti më i madh, besojmë se ndikimet e tij do të shihen në një fushë më të gjerë dhe te më shumë njerëz. Këto projekte i kemi realizuar dhe po i realizojmë me propozimet, mbështetjet dhe ndihmat e njerëzve që nuk janë myslimanë. Këta njerëz nuk thonë: "Unë nuk jam mysliman. Ç'më duhet mua?" Këta njerëz nuk thonë: "Në media janë dhënë aq shumë lajme saqë edhe nëse gjysma është e vërtetë, myslimanët i meritojnë (këto sulme)." Këta njerëz nuk thonë: "Unë nuk sillem keq ndaj myslimanëve. Kjo më mjafton." Pavarësisht të gjitha këtyre, ata kanë hallin për të bërë diçka më shumë sesa protestat ditore kundrejt këtyre, sepse mendojnë se myslimanëve po u bëhet padrejtësi dhe se ata si njerëz duhet të bëjnë diçka më konkrete. Kështu vihen në lëvizje pa pritur asnjë shpërblim edhe pse nuk kanë asnjë detyrim. Ata duken sikur e kanë lexuar ajetin e 135-të të sures Nisa në të cilin thuhet: ***"O ju që keni besuar! Mbajeni drejtësinë në këmbë!"*** – dhe sikur e kanë përvetësuar shumë në jetën e tyre...

Ne jemi umeti i një Pejgamberi që ka thënë: *"Unë jam dërguar për të përsosur moralin e lartë."* Andaj morali duhet të jetë axhenda jonë primare dhe parësore. Nëse dëshirojmë të bëjmë një jetë në të cilën morali është primar dhe parësor për ne dhe fëmijët tanë, atëherë duhet ta formojmë dhe forcojmë qëndrimin tonë etik. Ne kemi nevojë emergjente për një dituri morale në të cilën patjetër duhet të gjenden çështjet aktuale dhe t'i bashkohemi një lëvizjeje morale që do të na orientojë drejt veprimeve influencuese duke mos qëndruar indiferentë kundrejt situatave të pamoralshme. Kështu le të themi bismil-lah dhe të fillojmë në një mënyrë të shpejtë nga hapat më të vegjël dhe nga njerëzit tanë më të afërt...

# Te kush duhet ta kërkojmë fajin?

Hasim Akën

*Këta të rinj që në ditët e sotme shfaqin pamje (sjellje) të gabuara, nuk janë njerëz që kanë mbetur në fshatra apo nëpër zona të thella, që nuk kanë parë shkollë me sy apo që nuk kanë marrë edukim. Të gjithë janë shumë të zgjuar dhe që kanë marrë edukim të mirëfilltë. Por atyre nuk u është treguar fryma shpirtërore. Ndërkohë që baballarët shkonin në xhami, atyre nuk ua bënë dot të dashur namazin dhe xhematin. Familjet e shumë prej këtyre janë njerëz që falin namaz... Kjo ka ndodhur për shkak se në fillim preferuam diplomën, jo moralin dhe përshpirtshmërinë.*

Natyrshmëria e njeriut preferon të kërkoj një fajtor në vend që të marrë përsipër përgjegjësinë... Llogaria e deles që plagoset buzë lumit Tigër bie mbi Omerin. Cili Omer do ta marrë përsipër mëkatin e atyre që vriten nëpër rrugë dhe të atyre që janë të dënuar nga imoraliteti?

Para disa muajsh rend dite i vendit u bënë disa foto të një ngjarjeje në lidhje me imoralitetin. Nga dalin këto tragjedi në një shoqëri si ne që i shërbejmë Islamit për mijëra vite me radhë? Ku kemi qenë ne që punët kanë arritur deri në këtë gradë? Jemi nxehur, i kemi mallkuar dhe kemi menduar t'i përzëmë ata (të rinjtë)... Madje ka pasur edhe prej atyre që kanë dhënë fetva për vrasjen e tyre... Kemi fajësuar nënën, babanë, mësuesin, madje edhe shtetin... Por kurrë nuk menduam se ku kemi gabuar ne. Çfarë duhet të bëjmë në të ardhmen, në mënyrë që t'i ndalojmë këto ngjarje trishtuese? Çfarë punimi duhet të bëhet për t'i mbrojtur pasardhësit e umetit të



Muhamedit? Ata kurrë nuk janë fëmijë të huaj, por tanët.

Nganjëherë humbim pasurinë. Nganjëherë na rrëshqasin fëmijët. Ne kemi dëshmuar edhe fatkeqësitë e dhimbshme të ngjashme me këto në të cilat kanë rënë edhe fëmijët e atyre që i prijnë umetit. Andaj askush prej nesh nuk është i pafajshëm nga një fatkeqësi e tillë e përgjithshme.

Tashmë ka ardhur një brez i ri i cili nuk pajtohet me gjuhën dhe mendjen e të moshuarve. Ne po përjetojmë vështirësi në çështjen për të gjetur një gjuhë të përbashkët me këta. Gjithmonë kemi pritur që të kuptohemi prej tyre. Por asnjëherë nuk jemi përpjekur t'i kuptojmë ata. Allahu (xh.xh.), i ka zgjedhur prej popullit të tyre pejgamberët që i dërgonte, në mënyrë që ata ta kuptonin gjuhën e tyre. Edhe pse flasim të njëjtën gjuhë, është e vërtetë se nuk po merremi vesh me brezin e ri. Andaj duhet t'u afrohemi dhe duhet të gjejmë një mënyrë të përbashkët komunikimi me ata.

Nuk jemi bërë shembull i mirëfilltë. "Njerëzit mahniten ndaj personalitetit dhe karakterit." Ne vetëm i kemi këshilluar që të posedojnë moral. U kemi bërtitur për t'u mësuar mirësjelljen. Ose e kemi lëshuar dorën, ose e kemi shtrënguar për t'u mësuar atyre bujarinë. Në përgjigjen e pyetjes se "kush është njeriu që i besoni më shumë", nuk zunë vend prindërit të cilët janë njerëzit prijës të shoqërisë... Në vend që ta pyesim veten se "përse nuk na besojnë", jemi zemëruar duke thënë: "Përse u besojnë më shumë të tjerëve?" Ato që kemi lexuar ne, ato që kemi dëgjuar dhe ato që flasim nuk ndikojnë në botën e tyre. Në vend që të kërkonim zgjidhje për këtë, kemi preferuar t'u nxehemi.

Ne gjithmonë u kemi dhënë shembull të rinjve rreth mundësive materiale dhe kushteve të kësaj bote. Kështu i dërguam ata nëpër shkolla shumë të mira. Këta të rinj që në ditët e sotme shfaqin pamje (sjellje) të gabuara, nuk janë njerëz që kanë mbetur në fshatra apo nëpër zona të thella, që nuk kanë parë shkollë me sy apo që nuk kanë marrë edukim. Të gjithë janë shumë të zgjuar dhe që kanë marrë edukim të mirëfilltë. Por atyre nuk u është treguar fryma shpirtërore. Ndërkohë që baballarët shkonin në xhami, atyre nuk ua bënë dot të dashur namazin dhe xhematin. Familjet e shumë prej këtyre janë njerëz që falin namaz... Kjo ka ndodhur për shkak se në fillim preferuam diplomën, jo moralin dhe përshpirtshmërinë.

Si rrjedhojë u formua mangësi në të qenët mysliman i devotshëm. As ne nuk u morëm vesh me njëri-tjetrin për sa i përkiste çështjes së përkufizimit të myslimanit ideal. Shembujt që kemi shfaqur nuk kanë qenë edhe aq interesantë për ata. Në media dhe nëpër kinema janë ekspozuar shembuj shumë të këqij. Ndërkohë shembujt e këqij në lagje u bënë shumë më ndikues për largimin e tyre.

Ne e kemi ngatërruar tolerancën dhe indiferentizmin. Ndërkohë që kemi pritur t'i rregullojnë vetë gabimet e besimit, e kemi kundërshtuar ashpër pirjen e ujit në këmbë. Gjërat parësore i kemi ngatërruar. Për ata nuk u bëmë dot të dashur kur nuk shfaqëm dot një pamje të ngrohtë për shkak të qëndrimit tonë kundërshtues dhe largues. Si rrjedhojë, ata ua hapën zemrën të tjerëve dhe na i mbyllën veshët neve.

Ne kemi pasur prijës zemërmirë. Kur fëmijët e tyre bënin gabim në lidhje me një çështje, qanin duke thënë: "Ky gabim buron prej meje. Po t'i kisha edukuar në mënyrë të mirëfilltë, nuk do ta bënin këtë gabim..." Por tani gjithmonë fajësojmë të tjerët. Çdo gjë e kemi pritur nga mësuesi i kursit veror të Kuranit... Kemi shpresuar t'i edukojnë mësuesit në shkollë... Më së shumti kemi kritikuar shtetin dhe sistemin. U frikësuam për ta marrë prushin në dorë (përgjegjësinë përsipër). Ky zjarr menduam se gjithmonë do të gjendet nëpër lagje të tjera. Por tashmë vëmë re se ky zjarr ka kapluar edhe vendin tonë më të preferuar, Stambollin... Kërkesat imorale nëpër rrugët e këtij qyteti tashmë bëhen haptazi. Kurse nesër as që mund ta imagjinojmë se çfarë do të kërkojnë.

Ne e kemi lexuar ajetin fisnik: "Përderisa një popull të mos e ndryshojë veten e tij, Allahu nuk e ndryshon atë.", por nuk e duruam dot dhimbjen e ndryshimit.

Kush do t'i rregullojë ata? Kush do t'i prekë ata në zemër?

Këtë punë do ta kryejnë jo ata që e kundërshtojnë të nesërmen dhe që vetëm flasin, por ata që gjejnë zgjidhje dhe janë të përkushtuar në këtë çështje.



# Pse Mua?

Msc. Zamira Puka

Shpesh herë ne bëjmë pyetjen "Pse mua?!", sidomos kur jemi në vështirësi, apo kur sprovohemi, sidomos për shumë gjëra, të cilat nuk i planifikojmë dhe as nuk i dëshirojmë të na ndodhin por ato përsëri ndodhin. Bëhet fjalë për gjëra të tilla si: ndonjë sëmundje, mossukses, largim nga puna, pakësim i të ardhurave, fatkeqësi, vdekje të një njeriu të dashur, etj.

"Pse mua?" - Një pyetje, e cila është aq e thjeshtë për t'u bërë, por aq e vështirë për t'u përgjigjur. Një pyetje, e cila varet në çfarë konteksti bëhet, prandaj edhe përgjigjet për të janë nga më të ndryshmet. Një pyetje, të cilën e bëjmë shpesh, duke thënë: "O Zot, pse më sprovove mua?!" ... "Pse mua më ndodhi kjo gjë...?!"

- A e keni pyetur veten me këtë pyetje?! Nëse po, atëherë:

- A jeni munduar t'ia gjeni përgjigjen?!

Mendoj se shumë prej jush kësaj pyetje i janë përgjigjur duke thënë:

"Kështu ka qenë caktimi i Zotit", ose "Inshallah është më hajr", ose "Ndoshta do e kuptoj më vonë përgjigjen", etj, etj.

Të gjitha këto janë përgjigje relative, të përafërta dhe të përgjithshme, sepse realisht përgjigjen e vërtetë e di vetëm Zoti, Krijuesi ynë dhe i gjithçkaje rreth nesh.

Atëherë na lind një pyetje tjetër: - A duhet ta pyesim veten: Përse mua?!", kur përgjigjen e vërtetë e di vetëm Zoti?!

Përgjigjja është: Po, duhet ta pyesim veten "Përse mua?!", por jo vetëm në aspektin e sprovave, apo kur na ndodhin të papritura apo fatkeqësi, por duhet ta pyesim edhe në aspektin tjetër, atë pozitiv, kur kemi sukses, kur kemi një gëzim, kur kemi një gjendje të mirë shëndetësore, një harmoni në familje, një fëmijë të mbarë, një shoqëri të mirë, etj, etj.

Së pari, do ndalem në trajtimin e pyetjes "Pse mua?!" nga këndvështrimi i sprovës, i vështirësisë, me qëllim që të mos shkohet në mërzitje, brengosje, depresion apo në pikëllim.

Është normale që njeriu kur sprovohet të ndjehet i pafuqishëm, nganjëherë i pashpresë, por si mund të sillet e të bëjë durim në çastet kur sprovohet? Përgjigjen e kësaj pyetje e gjejmë nga vetë Allahu xh.sh, në Kur'anin famëlartë, ku thotë:

***"A menduan njerëzit të thonë: "Ne kemi besuar e të mos vihen në sprovë?"***[1]

Nga ky ajet, kuptojmë se sprova është pjesë e jetës në tokë, e veçanërisht pjesë e jetës së besimtarit. Nuk duhet të harrojmë se të gjithë Profetët, të Dërguarit e Zotit, janë sprovuar. Si një fakt konkret, do përmendi këtu profetin Ibrahim a.s., i cili është sprovuar shumë herë: që kur e hodhën në zjarr, në moshën 16–vjeçare; kur shkoi në Egjipt, bashkë me bashkëshorten e tij Sarën dhe ndodhia me mbretin e Egjiptit; apo kur u urdhërua të linte Haxheren bashkë me djalin e tij, Ismailin, i cili ishte një foshnjë e vogël, në një vend të shkretë e të pabanuar, në Meke; dhe më e rënda ndër to, kur u urdhërua të bënte kurban të birin e tij, Ismailin, me një urdhër jo në mënyrë të drejtpërdrejtë, por ndërmjet një ëndrre që e kishte parë. Por si doli Ibrahimi nga gjithë këto sprova?

Allahu, jo vetëm që na tregon për të gjitha këto që i kanë ndodhur Ibrahimit, sepse historia e tij përmendet në 73 vende në Kur'an, por na tregon edhe për shpërblimin e Ibrahimit për durimin që ka treguar gjatë sprovave. Atëherë, natyrshëm lindin pyetjet:

- Si doli Ibrahimi nga sprova më e rëndë, që Allahu mund të ketë vënë ndokënd?!

- Vallë, a u justifikua Ibrahimi kur u urdhërua për të bërë kurban Ismailin, djalin e tij të vetëm, të cilin Allahu ia fali pasi ishte më shumë se tetëdhjetë vjeç?!

- A e zvarriti Ibrahimi urdhrin, për mos ta kryer atë?!

Asgjë prej tyre nuk ndodhi. Historia tregon se Ibrahimi veproi menjëherë për ta vënë urdhrin në zbatim, duke iu nënshtruar plotësisht urdhrit të Zotit, por Allahu nuk kishte si qëllim flijimin e Ismailit. Ai urdhër ishte një sprovë për Ibrahimin, për dashurinë, përkushtimin dhe bindjen e tij ndaj Allahut. Prandaj Allahu në momentin e ekzekutimit të flijimit, zbriti një dash për kurban. Nga kjo kuptojmë se Ibrahimi, jo vetëm që e kaloi sprovën me sukses, por ai arriti që me veprimin e tij, i cili mbështetej në besimin dhe dashurinë ndaj Allahut, ta përjetësojë atë, sepse prerja e kurbanit është bërë një rit për besimtarët. Ne për çdo kurban Bajram, jo vetëm presim kurbanet, si shenjë afrimi te Zoti, por edhe kujtojmë sprovën e Ibrahimit dhe suksesin që arriti në kalimin me sukses të saj. Për këtë ngjarje, Allahu xh.sh thotë:

***«Ne e thirrëm: "O Ibrahim, ti e përmbushe ëndrrën." Vërtet, Ne kështu i shpërblejmë punëmirët! Kjo, me të vërtetë ka qenë një sprovë e qartë!»***[2]

Gjithashtu Allahu na tregon edhe arsyen madhore, pse duhet të bëjmë durim gjatë sprovave, kur thotë:

***"Mund ta urreni diçka, e ajo është më e dobishme për ju, dhe mund ta doni një send, e ai është i dëmshëm për ju. Allahu di, e ju nuk dini."***[3]

Në të njëjtën kohë, ne duhet të jemi të sigurt se Allahu nuk na sprovon përtej mundësive tona. Edhe pse zemra dhe shpirti jonë, mund të jenë lënduar, të jenë copëtuar, por është përsëri Allahu, Ai që na jep mundësinë që me anë të lutjeve (duave), sadakave, sexhdeve, etj, të shijojmë përsëri kënaqësinë dhe përkujdesjen e Tij.

Arsyet pse Allahu na sprovon mund të jenë të shumta, por përgjigja më e shpeshtë që ne japim është sepse "Kështu ka qenë caktimi i Zotit"! Por, a mundet që shpesh herë kjo përgjigje të përdoret thjesht një justifikim? A mundet që njerëzit, të cilët nuk përpiqen, që duan të shfajësohen pa u përpjekur, ta keqpërdorin shprehjen "Kështu ka qenë caktimi i Zotit!"? Po, edhe mund ta keqpërdorin.

- Por, si mund t'i përgjigjemi këtyre njerëzve?!

Ky koncepti themelor "Asgjë nuk ndodh pa caktimin e Allahut", duhet të kuptohet qartë, pa pasur nevojë për mëdyshje. Kjo do të thotë se: "Çdo gjë është caktuar nga Allahu, e çdo gjë ndodh me dijen e Tij të pafundme". Këtu nuk duhet të ketë vend për asnjë shqetësim, sepse Islami i ka dhënë asaj një përgjigje shëruese dhe të mjaftueshme.

Një shpjegim të këtij koncepti, e ka bënë edhe dijetari i shquar Dr. Jusuf Kardavi, kur është pyetur në lidhje me Kadanë dhe Kaderin e Zotit, se "A është çdo gjë që i ndodh njeriut në dynja e shkruar për të nga përhershmëria?"

Përgjigjja e dhënë nga dijetari, ka qenë: Myslimani duhet të marrë në konsideratë të gjithë shkaqet dhe duhet të punojë me gjithë fuqitë që i janë dhënë për përfitimin e dobisë dhe evitimin e dëmit, duke qenë tërësisht i sigurt se realisht, ai nuk po tërheq për veten e tij ndonjë dobi dhe as po eviton nga ajo ndonjë dëm, sepse të gjitha këto ndodhin vetëm me lejen e Allahut.[4]

Jusuf Kardavi shpjegon:

Fakti se gjithçka që gjendet në univers është e shkruar, e regjistruar, është një dituri e pakontestueshme e fesë islame, në të cilën nuk ka pikë dyshimi, edhe se ne nuk e dimë mënyrën e këtij shkrimi dhe

1. Sure Ankebut, ajeti 2.

2. Sure Saffat, ajeti 104-107.

3. Sure Bekare, ajeti 216

4. Shih: http://ardhmeriaonline.com/artikull/article/kadaja-dhe-kaderi-vendimi-dhe-caktimi-hyjnor-konsiderimi-i-shkaqeve/#.YQG1f44zbIU

thelbin e shkresës (librit të caktimit hyjnor). Të gjithë ne e dimë, se Allahu i Lartësuar e ka sjellë në ekzistencë këtë univers, tokën, qiellin, sendet dhe gjallesat e tij, sipas një (kaderi) caktimi të përhershëm të gjendur tek Ai, dituria e Tij ka përfshirë çdo gjë, Ai di sasinë e çdo gjëje që ekziston dhe gjithçka që ndodh në këtë univers të gjerë, ndodh sipas Diturisë dhe Vullnetit të Tij:

"Nuk ndodh asnjë fatkeqësi në tokë e as tek juve, e që të mos jetë në Libër (Levhi Mahfudh) para se ajo të ngjajë, e kjo për Allahun është lehtë."[5]

Por, e gjitha kjo dituri, kjo përllogaritje e detajuar dhe regjistrim përfshirës i objekteve, ngjarjeve, ndodhive, mirësive apo fatkeqësive para se të ndodhin, nuk i kundërvihet përpjekjes për të punuar dhe për të marrë në konsideratë shkaqet, sepse Allahu i Lartësuar, siç i ka shkruar pasojat, ka shkruar edhe shkaqet. Ashtu siç ka caktuar rezultatet, ka caktuar edhe nismat. Allahu nuk ia ka shkruar thjesht suksesin një nxënësi dhe kaq, në mënyrë që nxënësi të arrijë tek ky rezultat me çdo mjet, por ia ka shkruar atij suksesin, me mjetet e vëna në dispozicion, prej të cilave janë: serioziteti, angazhimi, vëmendja, zgjuarsia, durimi, rezistenca, e të tjera shkaqe deri tek shkaku më i fundit. Rezultati është i caktuar, i shkruar, por edhe ndjekja e shkaqeve është e caktuar dhe e shkruar. Marrja në konsideratë e shkaqeve nuk i kundërvihet caktimit (kaderit), por një gjë e tillë është gjithashtu prej caktimit (kaderit).

Prandaj edhe kur Profeti (a.s.) u pyet rreth ilaçeve dhe shkaqeve mbrojtëse (parandaluese) që merr i sëmuri, nëse këto ilaçe dhe shkaqe kthejnë mbrapsht diçka prej caktimit (kaderit) të Allahut, përgjigja e tij kategorike ishte: "Ato janë prej kaderit të Allahut."[6]

Por, ajo që ne nuk duhet të harrojmë është se: me të vërtetë çdo gjë është e caktuar nga Allahu xh.sh, por ky caktim hyjnor (kader) është një çështje e fshehtë, që ne si njerëz nuk e dimë. Ajo bëhet e ditur për ne, vetëm pasi të ndodhë. Ndërsa ne jemi të urdhëruar të veprojmë e të punojmë përpara se të ndodhë caktimi hyjnor (kaderi). Ne jemi të urdhëruar të veprojmë, duke u mbështetur në ligjet universale të Islamit (Sheriatit), me qëllim që të arrijmë të përftojmë më të mirën si për fenë ashtu edhe për dynjanë tonë.

Si shembullin më të mirë kemi të Dërguarin e Allahut, Muhamedin (a.s), i cili ishte njeriu me besimin më të fuqishëm tek vendimi dhe caktimi (kadaja dhe kaderi) i Allahut. Për këtë, po përmendim emigrimin e tij nga Mekka në Medine. Profeti (a.s.) mori të gjitha masat e duhura që nevojiteshin për një udhëtim të gjatë e të sigurt. Ai mori në konsideratë shkaqet e mbrojtjes gjatë emigrimit të tij, bëri gati kafshët me të cilat udhëtoi dhe mori një udhërrëfyes që do i shoqëronte. Gjatë udhëtimit, ndryshoi kursin e rrugës, u fsheh në shpellë, i mori në konsideratë shkaqet e ngrënies dhe pirjes, ua siguroi familjarëve të tij ushqimin e një viti, duke mos pritur që t'i zbriste rizku (furnizmi) nga qielli. Dhe kur dikush e pyeti, se a ta lidhte devenë e tij apo ta lëshonte duke u mbështetur tek Allahu, Profeti Muhammed (a.s.) iu përgjigj: "Lidhe atë, pastaj mbështetu!"[7]

Nga sa përmendëm më sipër, kuptojmë se besimi te caktimi hyjnor (kaderi) nuk e kundërshton punën, përpjekjen dhe seriozitetin për të bërë atë që duam dhe për t'u mbrojtur nga ajo që urrejmë. Por as njeriut të plogësht apo dembel, nuk i takon që të gjitha barrët, përgjegjësitë, gabimet dhe mëkatet e tij, t'ia hedhë caktimit hyjnor (kaderit); sepse ky është fakt dhe tregues i paaftësisë së personit dhe shmangies së tij nga përgjegjësitë. Realisht, njeriu duhet të strehohet tek justifikimi "caktimit hyjnor", vetëm pasi t'i ketë shfrytëzuar mundësitë e veta, të jetë përpjekur shumë dhe të ketë shpenzuar energjinë e tij. Vetëm pasi t'i ketë bërë këto, njeriu mund thotë: "Ky është caktim nga Allahu".

Gjithashtu dr. Jusuf Karadavi përmend se prej fryteve të besimit tek kadaja dhe kaderi, pasi njeriu shpenzon të gjithë ato që ka në dorë dhe pastaj pret atë që është në dorë të Allahut, është dhurimi i mprehtësisë dhe i ndriçimit në situatën e pesimizmit, përkushtimit në fushën e betejës, guximit në kohën e rrezikut, durimit në situatë alarmante dhe kënaqjes me fitimin hallall, kur humbin shanset e kësaj bote. Në përpjekje e sipër, njeriu thotë: "Ka për të na ndodhur vetëm ajo që Allahu ka shkruar për ne". Në rast fatkeqësie, njeriu thotë: "E ka caktuar Allahu, çfarë deshi, bëri". Në realitet, nëse ne bindemi dhe besojmë në caktimin hyjnor në mënyrë të qartë e të saktë, do të kemi mes nesh muslimanë të fortë, të cilët presin atë që meritojnë dhe që nuk dorëzohen para vështirësive apo fatkeqësive.[8]

Prandaj ne duhet të punojmë e të përpiqemi sa më shumë, sepse ne e kemi në dorë mënyrën se si shkojmë drejt caktimit të Allahut. Dhe drejt caktimit të Allahut shkohet me përpjekje, besim, devotshmë-

5. Sure Hadid, ajeti 22.

6. Tramseton Ahmedi, Ibn Maxhe dhe Tirmidhiu (i cili e konsideron këtë transmetim hasen -të mirë.)

7. Transmeton Ibn Hibani me zinxhir të saktë transmetimi, nga Amër ibn Umeje ed Damiriu.

8. Shih: http://ardhmeriaonline.com/artikull/article/kadaja-dhe-kaderi-vendimi-dhe-caktimi-hyjnor-konsiderimi-i-shkaqeve/#.YQG1f44zbIU

ri e me hallall, apo me të kundërtën, me mosbesim, pesimizëm, përtaci e me haram. E nuk duhet të harrojmë se Allahu do më të mirën për robin e Vet. Allahu na ka krijuar dhe na ka mbuluar me mirësi të shumta, por kjo varet sesa ne arrijmë t'i njohim dhe t'i shfrytëzojmë këto mirësi.

Së dyti, do ndalem te pyetja "Pse mua?!" në aspektin e mirësive, dhuntive, begative, me format e saj të ndryshme.

Natyrshëm lind pyetja: Sa herë mund ta keni pyetur veten "Pse mua Zoti më ka dhënë bukuri, mirësi, besim, dashuri, harmoni, sukses, etj.,?

Mendoj se shumë rrallë ia keni bërë vetes këtë pyetje, ose nuk ia keni bërë fare. Por, pse mendoj kështu?! Sepse ajo që më shpesh ndodh, është se mirësive nuk ia dimë vlerën, vetëm atëherë kur i humbim, apo kur sprovohemi me vështirësi apo fatkeqësi. Përveç kësaj ndodh shpesh që këto mirësi ia atribuojnë vetes, p.sh themi: se jam i/e mirë, jam i/e zgjuar, etj, e harrojmë se të gjitha që kemi janë nga mirësia e Zotit, nga dashuria e Allahut e nga përkëdhelja hyjnore ndaj nesh, sepse Allahu xh.sh çdo gjë rreth nesh e ka krijuar në shërbimin tonë dhe për të na nderuar.

Allahu xh.sh thotë:

***"Ne vërtetë, Ne i kemi nderuar bijtë e Ademit: ua kemi bërë të mundur që të udhëtojnë në tokë dhe në det, u kemi dhënë ushqime të mira e të lejuara dhe i kemi ngritur lart mbi shumë prej atyre që kemi krijuar."***[9]

Pasi Allahu na tregon se na krijuar dhe na ka nderuar mbi krijesat e tjera, ka treguar edhe qëllimin e arsyen e këtij nderimi, e kësaj mirësie duke thënë në Kur'an:

***"Unë nuk i krijova xhindet dhe njerëzit, përveç se të më adhurojnë."***[10]

Meqenëse qëllimi i krijimit tonë qenka adhurimi i Zotit, të Vetëm e të Pashoq, vallë si e kemi kuptuar dhe sa e kemi realizuar ne këtë qëllim madhështor?

Kur të pyesim veten, "Pse mua, Zoti më dha gjithë këto të mira?! Përse Allahu më ka dhënë shëndet, besim, dashuri, begati, harmoni, pasuri, dije, sukses? ... e shumë pyetje të tjera, përgjigjja kryesore do ishte: "Sepse Zoti të ka krijuar dhe të do ty!"

Realisht, si i përgjigjemi ne kësaj dashurie?! Si do t'i përgjigjemi sadopak Krijuesit tonë ndaj mirësive që na ka dhënë?!

Pa diskutim, edhe ne duhet t'i përgjigjemi dashu-

9. Sure Isra, ajeti 70

10. Sure Tur, ajeti 56.



risë me dashuri. Duhet ta duam Atë më shumë se çdo gjë tjetër, e duhet të jemi falënderues e mirënjohës ndaj mirësive të panumërta që na ka dhënë. Si rrjedhojë e kësaj dashurie, edhe adhurimi ynë do merrte një dimension tjetër, dimensionin e adhurimit të robit falënderues. Kjo do ishte forma e vërtetë e namazit, agjërimit, leximit të Kur'anit, sadakasë dhe çdo pune të mirë. Dhe, pikësynimi kryesor i jetës sonë, do të ishte "arritja e kënaqësisë së Zotit, duke qenë rob falënderues i Tij."

Prandaj kur Aishja r.a. e pyeti bashkëshortin e saj, Muhammedin a.s, pasi e vuri re, që atij i ishin ënjtur këmbët, ngaqë falej gjatë, natën për orë të tëra, duke i thënë: "Përse po vepron kështu o Profet i Zotit, kur Allahu t'i ka falur të gjitha gabimet e mëparshme dhe të mëvonshme? Ai iu përgjigj: "A nuk duhet të jem rob falënderues?!"[11]

Ftesa ime ndaj jush është: Le ta kthejmë çdo punë tonën si falënderim ndaj Allahut, sepse kështu ato do të marrin vlerat e adhurimit.

E kur të pyesim veten, "Pse mua?!", le ta pyesim atë, në të dy aspektet, si në aspektin e sprovave, ashtu edhe në atë të mirësive. Kështu do mund të bënim më tepër durim (sabër), nuk do binim pre e pesimizmit apo e hidhërimit, do tregoheshim më besimtarë, do bënim më shumë vepra të mira, e do shkonim drejt Kaderit tonë me përpjekje e me dëshirë.

11. Transmeton Muslimi



# Cilësitë e të devotshmëve

M. Sami Ramazanollu

Said ibn Xhubejri (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të, u pyet rreth cilësive të evliave (robërve të dashur) të Allahut. Resulullahu, alejhi's-selam, u përgjigj:

*"Ata janë njerëz që kur i sheh të kujtojnë Allahun."* (Ibn Maxhe, Zuhd, 4.)

Domethënë se ata njihen qartësisht me shenjat dalluese që kanë në fytyrë, me ndriçimin që kanë dhe me prehjen shpirtërore që posedojnë.

Këtë e shpreh edhe deklarata e ajetit fisnik:

***"Shenjat e atyre janë në fytyrat e tyre."*** (Fet'h, 29)

Disa të mëdhenj kanë thënë: Shenjat e evliave janë këto: Të gjitha dëshirat e tyre janë për të qenë bashkë me Allahun, të gjitha preokupimet e tyre janë me Allahun dhe ikjet e tyre janë vetëm drejt Allahut. Ata janë shkrirë me këto gjendje të tyre në dëshmimin e Zotit të tyre.

Dritat hyjnore i rrethojnë dhe ata nuk dinë asgjë as për veten e tyre. Ata nuk qëndrojnë me asnjë përveçse me Allahun. Ata janë njerëz që e duan njëri-tjetrin vetëm për hir të Allahut (xh.xh.).

Resulullahu, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, i Nderuari ynë ka thënë:

"Ata e duan njëri-tjetrin vetëm për hir të Allahut edhe pse nuk janë të afërt dhe nuk presin interes reciprok. Fytyrat e atyre janë të ndritura. Ata janë në minbere prej drite. Ata nuk kanë frikë kur njerëzit frikësohen dhe nuk pikëllohen kur njerëzit pikëllohen."

Thënia: "Ata i kanë zili profetët dhe dëshmorët.", është përshkrim i gjendjeve të atyre nëpërmjet metodës së konkretizimit, sepse gjendjet e atyre meritojnë të kihen zili. Në këtë shprehje letrare është përdorur stili e përngjasimit. Kuptimi që synohet është ky:

"Nëse përshkruhet ndonjë grup me këto cilësi, atëherë ata janë vetëm këta." Përndryshe, nuk mund të diskutohet se nuk mund ta arrijë gradën e tyre asnjë njeri përveç profetëve.

Për ata ka përgëzime edhe në jetën e kësaj bote, edhe në botën e përtejme.

Në momentet e vdekjes engjëjt u shkojnë atyre me mëshirë. Ndërsa në botën tjetër engjëjt do t'i presin ata duke u dhënë selam dhe duke i përgëzuar me shpëtim. Mirësia më e madhe që ata do të marrin në botën tjetër do të jetë ndriçimi i dritës së pafillimtë, hapja e perdeve nga Zoti i Madhërishëm përgjatë zhdukjes së errësirës së krijuar dhe realizimi i takimit me Zotin e Lartësuar si një mëshirë prej Tij.

Bazuar në transmetimet rreth shikimit të Zotit, pasi Allahu Teala t'u shfaqet besimtarëve, do t'u thotë:

-A keni ndonjë gjë tjetër të cilën e dëshironi përveç kësaj? Besimtarët do t'i përgjigjen:

-O Zoti ynë! Çfarë mund të kërkojmë tjetër pas kësaj?

Allahu, xhel-le xhelaluhu, do t'u thotë:

-Gjëja që do të dëshironi këtej e tutje është që Unë vazhdimisht të jem i kënaqur prej jush. Këtej e tutje nuk do të mërzitem prej asnjë gjëje nga ju.

# Fuqia e pafundme e Zotit (xh.sh.)

Sadik Dana

Imam Gazaliu (k.s.), thotë në librin e tij me titull "Kimjaji Saadet":

"Çdo gjë që ekziston e ka krijuar Allahu Teala. Të gjitha këto kanë gjendje të habitshme dhe veçori e rregulla të panjohura. Nuk ka asnjë prej grimcave të qiejve e tokës që të mos i bëjë tesbih (madhërojë) Krijuesin e saj dhe të mos e shenjtërojë Atë duke thënë: "Ja fuqia e pafundme, ja dija e pafundme.""

Këto janë më të pafundme sesa mund të shpjegohen. Ndoshta edhe nëse të gjitha detet bëhen bojë, pemët bëhen lapsa, të gjitha krijesat bëhen shkrues dhe ulen për të shkruar për vite të gjata, ato që do të shkruajnë do të jenë shumë pak në krahasim me atë që duhet thënë.

Andaj në Kuranin Fisnik thuhet:

***"Thuaj: "Sikur deti të ishte bojë për të shkruar fjalët e Zotit tim, sigurisht që ai do të shterej, para se të soseshin fjalët e Zotit tim, edhe sikur Ne të sillnim si ndihmë edhe një det tjetër si ai."*** (Kehf, 109)

Por shkurtimisht dihet se krijesat ndahen në dy pjesë. Për njërën pjesë nuk jemi aspak të informuar. Ne as që mund të mendojmë për ato. Kështu Allahu Teala thotë:

***"Qoftë lavdëruar Ai që i ka krijuar çift të gjitha llojet: çka mbin prej tokës, ata vetë dhe ato që nuk i dinë!"*** (Jasin, 36)

Edhe ato që dimë ne ndahen në dy pjesë:

Pjesa e parë janë Kursiji, engjëjt, xhindët, shejtanët dhe të tjerë të ngjashëm me këta që nuk shihen me sy. Ndërsa ata që shihen me sy janë qielli, dielli, hëna, yjet, toka dhe malet, shkretëtirat, qytetet e detet që gjenden në tokë.

Xhevahiret dhe mineralet që gjenden në male dhe tokë, bimët që gjenden në sipërfaqen e tokës dhe të gjitha gjallesat që jetojnë në tokë dhe në det. Kurse njeriu është një krijesë krejt tjetër. Retë që gjenden ndërmjet tokës dhe qiellit, shiu, dëbora, breshëri, vetëtima, bubullima, ylberi dhe të gjitha fenomenet që ndodhin në ajër, janë çështje që na bëjnë të meditojmë. Sepse këto janë artet plot kuptim të Allahut Teala. Të gjitha këto janë argumente dhe shenja të Allahut (xh.xh.). Ai na ka urdhëruar që të meditojmë duke i parë këta.

Allahu i Lartësuar thotë:

***"Eh, sa shumë shenja ka në qiej dhe në Tokë, pranë të cilave ata kalojnë pa ua vënë veshin!"*** (Jusuf, 105)

Përsëri thotë:

***"A nuk e shohin ata mbretërinë e qiejve e të Tokës dhe gjithçka që ka krijuar Allahu, duke menduar se mund t'u jetë afruar fundi?! Në çfarë Shpallje tjetër do të besojnë pas kësaj?!"*** (A'raf, 185)

Ajete të tilla ka shumë në Kuranin Fisnik. Andaj lexoji këto ajete dhe medito. Në ajetin e parë që është më afër teje se vetja jote, shkruhet se ti ke një gjendje më të habitshme se çdo gjë që gjendet në rruzullin tokësor dhe se ti nuk di gjë për këtë. Një zë thotë: "Shihni veten tuaj, sepse do të shihni Allahun Xhel-le ve Ala."



# Kurbani dhe vetëdija për devotshmëri

*Dr. Kerim Bulladë*

Kuptimi leksikor i fjalës kurban është afrim dhe diçka që përdoret për t'iu afruar Allahut Teala. Në kuptimin e përgjithshëm përdoret si emër i kafshës e cila theret për hir të Zotit.[1] Kurse në kuptimin terminologjik është emri që i jepet kafshës e cila mbart disa kushte dhe theret sipas një mënyre të caktuar përgjatë ditëve të Kurban Bajramit me qëllimin për t'iu afruar Allahut Teala dhe fitimin e kënaqësisë së Tij.[2] Në një kuptim edhe më të përgjithshëm fjala "kurban" është përdorur për kafshën që theret për t'iu afruar Allahut, për lëmoshën dhe për gjëra të tjera të ngjashme me këto.[3]

Pavarësisht se çështja e kurbanit është prej temave që shtjellohet shpesh, sidoqoftë është e dobishme që ta përsërisim edhe një herë tjetër. Brenda këtij konteksti, në këtë shkrim do të shpjegohen sipas dispozitave të Kuranit Fisnik qëllimet e therjes së kurbanit dhe urtësitë e legjitimitetit të tij. Po ashtu do të përpiqemi t'u japim përgjigje pyetjeve si: Përse është bërë legjitim kurbani? Çfarë kontributi ka për individin dhe shoqërinë kryerja e kësaj përgjegjësie/detyre? Cilat specifikave duhet t'u japim përparësi përgjatë kryerjes së këtij ibadeti? Këtyre pyetjeve në mënyrë të përmbledhur mund t'u jepen këto përgjigje:

## 1-KURBIJET / AFRIMI TE ALLAHU

Kur fjala kurban të shtjellohet në një kuptim më të gjerë, siç u përmend edhe më sipër, atëherë përdoret për kafshën që theret për t'iu afruar Allahut, për lëmoshën dhe për gjëra të tjera të ngjashme me këto. Bazuar në këtë, kurbani/kurbijeti është çdo vepër e madhe apo e vogël që e afron njeriun te Allahu Teala dhe që bëhet shkak për fitimin e kënaqësisë së Tij. Së pari le të japim ajetin e mëposhtëm si shembull për këto shpjegime:

***"Lexoju** (o Muhamed) **saktësisht ngjarjen e dy bijve të Ademit, kur ata bënë nga një kurban, njërit iu pranua, kurse tjetrit jo. Njëri i tha tjetrit: "Ty gjithsesi do të të vras". Tjetri tha: "Allahu pranon vetëm prej të devotshmit."***[4]

Siç vihet re në ajet, flitet për dy bijtë e Ademit (a.s.). Siç thuhet nëpër tefsire të ndryshme, emri i atyre ka qenë Habil dhe Kabil apo kanë qenë dy per-



sona nga bijtë e Izraelit. Mbi të gjitha janë bërë disa shpjegime rreth çështjes së pranimit të kurbanit[5] dhe janë bërë komentime rreth faktit se pranohet nga Allahu Teala kurbani i atij që sakrifikon nga pasuria e mirë dhe e vlefshme dhe se nuk pranohet kurbani i atij që sakrifikon nga pasuria e keqe dhe jo cilësore.[6]

## 2-KURBANI DHE NËNSHTRIMI NDAJ ZOTIT

Kurani Fisnik na informon se Ibrahimi (a.s.), ka kërkuar një fëmijë të devotshëm nga Allahu Teala. Ibrahimit (a.s.), të cilit iu pranua kjo kërkesë, Allahu i dhuroi një djalë me natyrë të butë. Emri i këtij djali ishte Ismail (a.s.). Kur djali arriti në moshën e punës, Ibrahimi (a.s.), pa në ëndërr se theri djalin e tij si kryerje e një pune për hir të Allahut Teala dhe shfaqje e bindjes ndaj Tij. Ibrahimi këtë çështje e diskutoi me të birin, Ismailin (a.s.). Siç tregohet, Ibrahimi (a.s.), ka parë në ëndërr tri net me radhë, pra në natën e tetë, natën e nëntë dhe natën e dhjetë të dhulhixhxhes (natën e tevrijes, arafatit dhe nahrit/kurban bajramit) duke therur birin e tij, Ismailin (a.s.). Ngaqë ëndrrat e pejgamberëve janë shpallje, Ibrahimi (a.s.), e konsideroi këtë si një detyrë që duhej ta kryente. Kështu që shfaqi nënshtrim të plotë ndaj Zotit bashkë me të birin dhe u përpoq për ta kryer këtë përgjegjësi. Ai fitoi një sprovë shumë të qartë dhe të madhe duke shfaqur vendosmërinë për realizimin e ëndrrës që kishte parë. Allahu nuk e çoi dëm këtë nënshtrim të tyre dhe suksesin që e arritën në adhurimin ndaj Tij. Kështu që dërgoi një kafshë të madhe kurbani në këmbim të birit të tij, Ismailit. Përveç të tjerash, Allahu Teala ka lënë një (nam/famë) të mirë ndërmjet brezave pasardhëse për Ibrahimin (a.s.).[7] Ata që kanë ardhur pas Ibrahimit (a.s.), e përkujtojnë atë me këtë moment të bukur dhe bëjnë festë duke praktikuar sunetin/traditën e tij.[8]

Therja e kurbanit është shprehje e nënshtrimit ndaj Zotit (xh.xh.). Ai që ther kurban, nga një aspekt luan rolin e Ibrahimit me këtë ibadet dhe shfaq bindjen e besnikërinë ndaj Allahut siç e ka shfaqur ai. Ibrahimi (a.s.), vendosi ta bëjë kurban birin e tij duke u bazuar në urdhrin e Allahut Teala. Si rrjedhojë e këtij nënshtrimi që ai e shfaqi me sinqeritet dhe dëlirësi, Allahu i Lartësuar e shpërbleu dhe i dërgoi një kafshë të madhe për ta bërë kurban në vend të të birit. Ibrahimi (a.s.), u shpërblye me një përkujtim të mirë ndërmjet brezave që do të vinin pas tij si rrjedhojë e fitimit të kësaj sprove të rëndë që iu dha nga Allahu (xh.xh.). Për besimtarët e pasur që do të vinin pas tij, si një mëshirë e Allahut Teala, është legjitimuar bërja kurban e kafshëve që



mbartin disa kushte të caktuara në vend që të bëjnë kurban bijtë e tyre.

Ky hadith (thënie profetike) na tregon se ibadeti i kurbanit ka mbetur nga Ibrahimi (a.s.) dhe se është një metodë dhe praktikë e tij. Kur sahabët e nderuar e pyetën të Dërguarin e Allahut (a.s.), rreth çështjes së kurbanit në formën: “O i Dërguari i Allahut! Cila është natyre e kafshëve të kurbanit? Përse therim kurban?”, Pejgamberi (a.s.), iu përgjigj: “Ai është suneti (praktika) e babait tuaj, Ibrahimit...”[9]

## 3-KURBANI KA QENË I LEGJITIMUAR PËR ÇDO UMET

Allahu Teala e ka thënë qartë se therja e kurbanit ka qenë legjitime për çdo umet duke u shprehur në ajetin fisnik: ***“Për çdo popull, Ne kemi caktuar një ritual, që ata të përmendin emrin e Allahut gjatë flijimit të kafshëve, që Ai ua ka dhuruar për ushqim. Zoti juaj është një Zot i vetëm, prandaj vetëm Atij përuljuni. Dhe jepu lajme të mira atyre që janë të përulur.”***[10] Sipas komentimit të Fahruddin er-Razit, ibadeti i kurbanit që shprehet në ajet ka qenë legjitim për të gjitha umetet që nga Ibrahimi (a.s.) dhe arsyeja themelore e këtij adhurimi është që të përmendet emri i Allahut mbi këto kafshë kurbani. Sepse arabët nuk thernin kurban në emër të Allahut, por në emër të idhujve. Në këtë komentim është thënë se shprehja “çdo popull” është një shprehje e përgjithshme.[11] Bazuar në këtë, therja e kurbanit ka qenë legjitime që nga Ademi (a.s.), e deri në ditët e sotme. Madje do të jetë e tillë deri në kiamet për të gjitha umetet.

## 4-KURBANI DHE VETËDIJA PËR DEVOTSHMËRI

Në ajetin e 27-të të sures Maide, në të cilin tregohet se Habili dhe Kabili i kanë paraqitur kurban Allahut Teala, thuhet qartë se do të pranohen kurbanet që i therin të devotshmit, domethënë ata që kanë frikë siç duhet nga Allahu dhe që ndjejnë respekt ndaj Tij. Siç është shprehur Zemahsheriu (v. 538/1143), ky ajet është argument se Allahu i Madhëruar e pranon vetëm ibadetin dhe bindjen e robit besimtar që është i devotshëm.[12]

Ky ajet është argumenti më i fortë që tregon se qëllimi i vërtetë i kurbanit është devotshmëria: ***"Tek Allahu nuk arrin as mishi, as gjaku i tyre, por arrin përkushtimi juaj. Kështu, Ai i ka vënë ato në shërbimin tuaj që ju ta madhëroni Allahun sepse ju ka udhëzuar. Dhe, jepu lajmin e mirë, punëdrejtëve!"***[13]

Siç mund të kuptohet edhe nga ajeti, çështja më e rëndësishme dhe e nevojshme në kryerjen e ibadetit të kurbanit është arritja e vetëdijes për devotshmëri. Detyra e therjes së kurbanit në një kontekst është provim për devotshmërinë dhe sinqeritetin. Po ashtu është sprovë që Allahu ua bën robërve të Tij me pasurinë dhe mirësitë që ua ka dhënë. Prova nëse Ibrahimi (a.s.), do ta bënte kurban të birin apo jo, është një sprovë shumë e qartë dhe e kuptueshme. Për këtë arsye therja e kurbanit në një kontekst është shfaqje e sinqeritetit dhe besnikërisë ndaj Allahut (xh.xh.).

## 5-KURBANI DHE FALËNDERIMI NDAJ ZOTIT

Kurbani është një ibadet që kryhet me qëllimin për të shfaqur respekt dhe falënderim ndaj mirësive të Allahut Teala. Ndërmjet qëllimeve të ibadetit të kurbanit përgjatë ditëve të bajramit është përmendja e emrit të Allahut kur theren kafshët që na janë dhënë si rrësk dhe bërja e kësaj sakrifice për hir të Allahut (xh.sh.). Përveç të tjerash është shprehur qartë se një qëllim tjetër i rëndësishëm i therjes së kurbanit është ushqyerja e të varfërve.[14] Në Kuranin Fisnik është shprehur qartë se qëllimi i ibadetit të therjes së kurbanit është ushqyerja e të varfërve që e fshehin nevojën apo që nuk e fshehin dhe falënderimi i poseduesit të vërtetë (Zotit) të kafshëve të cilat janë dhënë si mirësi dhe rrësk:

***"Devetë dhe gjedhët i kemi bërë për ju si një nga ritet e Allahut për flijim dhe ju keni dobi nga ato. Prandaj, përmendeni emrin e Allahut mbi ato, ndërsa i radhisni në këmbë*** (për t'i therur)***. Kur ato të bien në tokë, hani prej*** (mishit të) ***tyre dhe ushqeni edhe atë që lyp, edhe atë që nuk lyp. Kështu pra, Ne i kemi vënë ato në shërbimin tuaj, që ju të jeni mirënjohës."***[15]

Besimtari që ligjërisht konsiderohet i pasur, nëpërmjet therjes së kurbanit qoftë në haxh apo qoftë në vendin e tij, thotë: "Po e ther këtë kafshë për kënaqësinë Tënde dhe me qëllimin për të të falënderuar për të gjitha mirësitë që mi ke dhënë. Nëse është e nevojshme, mund ta flijoj edhe birin, jetën dhe çdo gjë timen në rrugën Tënde." Për këtë arsye, therja e kurbanit është një ibadet madhështor. Në të njëjtën kohë është një shprehje e lartë e sakrificës dhe falënderimit.

Ditët e kurbanit janë sezoni i afrimit me Zotin (xh.xh.). Pra, janë një segment kohor përgjatë të cilit afrimiteti ndaj Allahut arrin në pikën kulmore. Në të njëjtën kohë, falë këtij ibadeti besimtarët formojnë edhe afrimitetin material dhe shpirtëror me vëllezërit e tjerë myslimanë që janë afër dhe larg. Për këtë arsye, Pejgamberi (a.s.), i ka paralajmëruar dhe dënuar ata që kanë mundësi të therin kurban, por nuk e kryejnë këtë ibadet, duke u shprehur: *"Ai që ka mundësi dhe nuk ther kurban, të mos i afrohet vendit të faljes!"*[16] Sepse therja e kurbanit krahas aspektit si ibadet, nënshtrim e devotshmëri ndaj Zotit, ka edhe aspektin social. Në të njëjtën kohë nuk duhet të harrohet se ibadeti i kurbanit është solidarizim, ndarje e pasurisë me të tjerët dhe para së gjithash është infak (dhurim për hir të Zotit). Siç është kryerja e këtij ibadeti solidarizim në një masë të konsiderueshme për bashkëpunimin, bashkimin dhe stabilitetin e besimtarëve, edhe moskryerja e tij është shfaqje e mosmirënjohjes në mënyrë serioze kundrejt mirësive të Allahut (xh.xh.) dhe mosmarrje përsipër e përgjegjësive kundrejt shoqërisë. Për këtë arsye, paralajmërimi që bëhet në hadithin fisnik duhet të vlerësohet/shtjellohet brenda kësaj kornize.

---

**REFERENCAT:** ***1)*** Ragib el-Isfehana, Mufredatu Elfadhi'l-Kur'an, Daru'l-Kalem, Bejrut, 2011, fq. 664; Ibn Mandhur, Lisanu'l-Arab, Bejrut, 1999, XI, 83. ***2)*** Mevsili, Abdullah b. Muhammed b. Mevdud el-Mevsili, el-Ihtijar li Talili'l-Muhtar, Stamboll, 1980, V, 16. ***3)*** Zemahsheri, Ebu'l-Kasım Xharullah Muhammed b. Omer, el-Keshshafu an Hakaiki Gavamid'it-Tenzil ve Ujuni'l-Ekavil fi Vuxhuhi't-Te'vil, Tas'hih, Mustafa Hysejin Ahmed, Bejrut, pa datë, I, 624. ***4)*** Maide, 27. ***5)*** Taberi, Muhammed b. Xhafer et-Taberi, Xhamiu'l-Bejan fi Tefsiri'l-Kur'an, Kajro, 1987, vëll. IV, pjesa VI, 120-123; Zemahsheri, Keshshaf, Daru'l-Kutubi'l-Arabijji, Bejrut, pa datë. I, 624. ***6)*** Për informacion më të gjerë shik. Taberi, Xhamiu'l-Bejan, vëll. IV, pjesa, VI, 120. ***7)*** Shik. Saffat, 102-111. ***8)*** Për informacion më të gjerë shik. Muhammed Hamdi Jazër, Hak Dini Kur'an Dili, Botimet Eser, Stamboll, 1971, VI, 4061-4064. ***9)*** Ibn Maxhe, Edahi, 3. ***10)*** Haxhxh, 34. ***11)*** Zemahsheri, Keshshaf, III, 157; Fahruddin Razi, Mefatihu'l-Gajb, Daru'l-Kutubi'l-Ilmijje, Bejrut, 1990, XXIII, 30. ***12)*** Shik. Zemahsheri, Keshshaf, I, 624. ***13)*** Haxhxh, 37. ***14)*** Shik. Haxhxh, 28. ***15)*** Haxhxh, 36. ***16)*** Ibn Maxhe, Edahi, 2; Ahmed ibn Hanbel, II, 321.

# Puna e mirë dhe jeta e bukur

A. Jasin Demirxhi

***"Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira, që ka bërë."*** (en-Nahl, 97.)

Është fakt se pothuajse tek të gjithë, botëkuptimi i "lumturisë" dhe "jetës së bukur" është i ndryshëm. Sipas shumicës, mundësitë e mëdha materiale janë çelësi më i rëndësishëm i një "jete të bukur". Prandaj, për të arritur këtë "jetë të bukur" në kuptimin material, shpenzohen përpjekje të jashtëzakonshme.

Por krejt ndryshe është çelësi që hap dyert e "jetës së bukur" sipas disa të tjerëve...

Ndërkohë që në Kuranin Kerim, ashtu siç tregon edhe ajeti 97 i sures en-Nahl, që kemi dhënë më sipër, për ata që dëshirojnë një "jetë të bukur" propozohet një çelës ndryshe: "Puna e mirë".

Puna e mirë; pra adhurimet që bën njeriu për hir të Allahut dhe të gjitha mirësitë e vogla e të mëdha që bën ai për veten, familjen dhe njerëzit e tjerë. Mirëpo, mufesirët (dijetarët e komentimit të Kuranit), të cilët e kanë komentuar konceptin "punë e mirë", kanë vënë edhe një kusht që një punë të quhet e mirë... Ata kanë nënvizuar se asnjë punë, e cila nuk i ka rrënjët të mbështetura në besim, nuk mund të konsiderohet "punë e mirë". E shprehur ndryshe, çfarëdo lloj pune qoftë, edhe nëse bëhet në përputhje me udhëzimet e Allahut dhe të Rasulallahut (a.s.), nëse nuk i ka rrënjët në besim, nuk mund të konsiderohet "punë e mirë". Prandaj dhe në Kuranin Kerim, kudo që përmendet puna e mirë, bashkë me të përmendet edhe besimi.

**"Jeta e bukur" që është premtuar, është në këtë botë apo në botën tjetër?**

Vallë, "Jeta e bukur" e cila u është premtuar atyre që bëjnë "punë të mira", do të jetë në këtë botë apo në botën tjetër? Në lidhje me këtë çështje, shumica e mufesirëve janë të mendimit se jo vetëm në xhenet, por edhe në këtë botë do të mbretërojë jeta e lumtur dhe e qetë.

Përveç "jetës së bukur", Allahu Teala ka edhe premtime të tjera për ata që bëjnë "punë të mira".

Disa nga këto premtime, janë:

***"Në të vërtetë, atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i Gjithëmëshirshmi do t'u dhurojë dashuri."*** (Merjem, 96.)

***"Për sa u përket atyre që kanë besuar dhe kanë bërë vepra të mira, ata do t'i pranojë Zoti i tyre në mëshirën e Vet. Kjo është fitorja e lavdishme!"*** (el-Xhathije, 30.)

Shkurtimisht, robërit e mirë e të sinqertë që besojnë sinqerisht dhe jetojnë në përputhje me kënaqësinë e Allahut, i pret një "jetë e bukur" në të dyja botët. Në këtë çështje, nuk ka asnjë dyshim, sepse Kurani Kerim, ***"është Libri në të cilin nuk ka dyshim"***. (el-Bekare, 2.)

Allahu i Madhëruar, na bëftë të gjithëve prej robërve të mirë që bëjnë "punë të mira", të cilat do të na sigurojnë "jetën e bukur"...

**Përse nuk pranohen duatë?**

Një ditë, kur Ibrahim bin Edhem po shëtiste në pazarin e Basrës, populli i mblidhet pranë dhe e pyet në lidhje me ajetin fisnik: ***"Lutmëni Mua, se do t'ju përgjigjem!.."*** (el-Gafir, 60.) Pastaj u ankuan duke thënë: "Ne i lutemi Allahut, por Ai nuk na përgjigjet. Përse vallë?"

Ibrahim bin Edhem tha: Zemra juaj ka vdekur në dhjetë gjëra:

1- Ju e njihni Allahun, por nuk i jepni të drejtën që ka.

2- Ju e lexoni librin e Allahut, por nuk veproni me të.

3- Thoni se iblisi është armiku juaj, por veproni sipas tij.

4- Thoni se e doni shumë të Dërguarin e Allahut, por e braktisni rrugën dhe sunetin e tij.

5- Dëshironi xhenetin, por nuk punoni për të.

6- Keni frikë nga xhehenemi, por nuk ruheni nga gjynahet.

7- E dini se vdekja është e vërtetë, por nuk përgatiteni për të.

8- Merreni me të metat e të tjerëve, por nuk i shikoni të metat tuaja.

9- Hani prej riskut (furnizimit) që ju jep Allahu, por nuk falënderoni.

10- Varrosni të vdekurit tuaj, por nuk merrni mësim prej tyre.

# TULEJBI

## - radijallahu anhu -

*Adem Saraç*

Dielli i Islamit po i ndriçonte fatlumët duke depërtuar edhe në vendet më të shkreta... Tashmë kishte filluar periudha e procesit të ndriçimit, por sidoqoftë çdo njeri mbante një qëndrim sipas strukturës së tij. Siç kishte prej atyre që nuk ndjenin interes kundrejt diellit të Islamit, kishte edhe prej atyre që ishin të verbër dhe që nuk e konceptonin dot. Dikush tjetër nuk e kuptonte këtë mirësi të madhe që i kishte shkuar deri te këmbët. Ndërsa dikush tjetër, edhe pse e shikonte dhe kuptonte se çfarë po ndodhte, këmbëngulte në kufër dhe shirk për shkak të inatit.

Këta njerëz, siç e mbyllën veten ndaj së vërtetës, ia kthyen shpinën edhe Allahut dhe të Dërguarit të Tij (a.s.). Këta fatzinj që e kishin çdo gjë të errët, vazhdimisht bënin hesape të errëta nëpër vende të fshehta.

Nga ana tjetër, ata që e kthyen fytyrën, sytë, qenien dhe zemrën e tyre drejt diellit të Islamit, po hapnin derën e një ndriçimi krejt të ri. Ata kishin hyrë në një proces të tillë ndriçimi saqë kur ndriçoheshin vetë menjëherë fillonin të ndriçonin edhe të tjerët. Prej këtyre njerëzve të zgjedhur ishte edhe Tulejb ibn Umejri (r.a.)...

Tulejbi (r.a.), i cili ishte djali i Umejr ibn Vehbit dhe Erva binti Abdulmuttalibit, lindi në vitin 599 në Mekë. Domethënë, kur lindi dielli i Islamit, ai akoma ishte një fëmijë njëmbëdhjetë vjeçar. Nëna e Tulejbit, zonja Erva ishte njëra prej hallave të të Dërguarit të Allahut, alejhi's-selam. Si rrjedhojë, i Dërguari i Allahut (a.s.) dhe Tulejbi ishin djalë daje dhe djalë halle.[1]

Babai i Tulejbit (r.a.), vdiq kur Tulejbi ishte akoma i vogël. Për këtë arsye, nëna e Tulejbit (r.a.), u detyrua të martohej me Kelde ibn Hashimin apo Ertat ibn Shurahbilin. Nga kjo martesë u lindi edhe një vajzë që e quajtën Fatime.[2]

Halla Erva, radijall-llahu anha, ia dedikoi veten birit të saj i cili e humbi babain e tij në moshë shumë të vogël dhe u rrit nën mbrojtjen dhe përkujdesjen e njerkut. Ajo bëri çdo gjë për ta edukuar Tulejbin (r.a.), në mënyrën më të mirë.

Edhe Tulejbi, radijall-llahu anh, nuk e mërziti asnjëherë nënën e tij dhe ia dëgjoi fjalën duke iu bindur pa pasur nevojë që ajo ta përsëriste dy herë diçka. Ai shkonte aq mirë me motrën e vogël, saqë kushdo që i shikonte nuk mund të mendonte se ishin motër e vëlla vetëm nga nëna. Kjo familje me dy fëmijë, njëri djalë dhe tjetri vajzë, njihej nga të gjithë në Mekë. Ata i arritën këto ditë pa përjetuar asnjë problem...

Lindja e diellit të Islamit do të thoshte ndryshim i çdo gjëje, sepse Islami po sillte një jetë krejt të re. Tulejbi (r.a.), jetoi bashkë me shoqërinë në të cilën gjendej dhe asnjëherë nuk u shkëput prej saj në asnjë periudhë të jetës së tij. Ngaqë ishin të afërm me njëri-tjetrin, Tulejbi (r.a.), e njihte shumë mirë të Dërguarin e Allahut (a.s.). Tulejbi (r.a.), që në vitet e para u bë pjesë e procesit të ndryshimit që filloi me lindjen e diellit të Islamit.

Tulejbi (r.a.), mori rrugën për në shtëpi me një dritë që i reflektonte në fytyrën e tij ngaqë kishte arritur nderin më të madh në Daru'l-Erkam.[3]

Tulejbi (r.a.), kishte shumë gjëra për t'i shpjeguar nënës së tij të dashur, në mënyrë që ajo të

1. Zubejri, Kitabu Nesebi Kurejsh, fq. 19.
2. Belazuri, Ensabu'l-Eshraf, vëll. 4, fq. 424.

3. Ibn Haxher el-Askalani, el-Isabe fi Ma'rifeti's-Sahabe, vëll. 4, 2413.

largohej nga gjembat e idhujtarisë dhe të hynte në kopshtin e trëndafilave të Islamit. Për shkak se motra e tij ishte akoma e vogël, atë e la në plan të dytë. Por ai nuk dinte nga t'ia fillonte. Ngaqë e donte shumë nënën e tij, kurrë nuk donte që ta zemëronte apo lëndonte. Për këtë arsye, përgjatë një kohe nuk u tregoi atyre se ishte bërë mysliman. Ndërkohë nëna e Tulejbit (r.a.), e cila i pa zhvillimet dhe ndryshimet e bukura te biri i saj, filloi të ndjente diçka. Më thënë të drejtën, Tulejbi (r.a.), e bëri atë që t'i ndjente këto gjëra.

Qëndrimi pozitiv i nënës së Tulejbit (r.a.), i dha shpresë atij. Ai e kuptoi se tashmë kishte ardhur koha për t'ia shpjeguar Islamin dhe për ta thirrur atë në Islam. Kur e gjeti kohën e përshtatshme në shtëpi, tha "besmelenë" me vete dhe filloi t'i fliste me një gjuhë të ëmbël:[4]

-Nëna e dashur, dua të të them diçka.

-Urdhëro bir!

-Ti e di që unë nuk dua të të mërzis apo të të lëndoj.

-Kur më ke mërzitur apo lënduar ndonjëherë, që ta bësh tani diçka të tillë bir?

-A mund të më thuash nënë, kë do më shumë prej fëmijëve të vëllezërve dhe motrave të tua?

-A pyetje është kjo? Sigurisht që dua Muhammedu'l-Eminin (a.s.)!

-Mirë atëherë, kush është nipi apo mbesa që të do më shumë ty?

-Sigurisht që është Muhammedu'l-Emini (a.s.).

-Atë e do shumë, apo jo?

-A është ai njeri që nuk mund të duhet?

-A mund të gënjejë nipi yt që e do kaq shumë, nënë?

-Ç'është ajo fjalë bir?

-A gënjen apo nuk gënjen?

-Jo vetëm ne, por të gjithë i thonë "Muhammedu'l-Emin" atij. A nuk e di këtë?

-Çfarëdo që të thotë ai është e vërtetë, apo jo nënë e dashur?

-Më thuaj se ku do të dalësh bir!

-A nuk e ke dëgjuar se ai thotë: "Unë jam i Dërguari i Allahut?"

-A ka ngelur ndonjë që nuk e ka dëgjuar!

-A e ke dëgjuar se ai thotë edhe këtë: "Shpëtojeni veten tuaj duke i besuar Allahut dhe të Dërguarit të Tij!"

-Të gjithë po flasin për këtë bir!

-Po ti?

-Ti më thuaj atë që deshe të më thoshe!

4. Ibnu'l-Esir, Usdu'l-Gabe fi Ma'rifeti's-Sahabe, vëll. 5, fq. 6.

-Unë jam bërë mysliman, nënë e dashur.

-Je bërë mysliman?

-Po nënë e dashur, i kam besuar Allahut dhe të Dërguarit të Tij.

-Që kur?

-U bënë shumë.

-Përse nuk më ke thënë asgjë mua?

-Pata frikë.

-A mund të ketë frikë fëmija nga nëna e tij, bir?

-Sigurisht që nuk ka frikë, madje nuk duhet të ketë frikë.

-Atëherë, përse pate frikë ti?

-Pata frikë mos e shkatërron këtë botë dhe botën tjetër duke mos i besuar dhe duke e kundërshtuar të Dërguarin e Allahut (a.s.)!

-A për këtë arsye nuk më ke treguar se je bërë mysliman?

-A u nxehe nënë?

-A mund t'i nxehem një fëmije të mençur si ti, bir?

-Atëherë?

-Çfarë atëherë?

-Atëherë edhe ti do të bëhesh myslimane duke i besuar Allahut dhe të Dërguarit të Tij, apo jo nënë e dashur?

-Unë? Ëëë...

-Mos vallë po heziton nënë?

-Nuk e di. Më duhet të mendohem.

-Unë jam bërë ndjekës i të Dërguarit të Allahut, alejhi's-selam dhe kam hyrë në rrugën e tij!

-Bir, sigurisht që ai është djali i dajës tënd. Padyshim që e ke detyrë t'i besosh atij para të gjithëve!

-Po ti?

-Unë do të mendohem.

Halla Erva, e cila ishte njëra prej hallave të të Dërguarit të Allahut, alejhi's-selam, po thoshte se do të mendohej. Ndërkohë Tulejbi që akoma ishte në moshë fëmijërore, ishte bërë mysliman duke u nderuar me besimin.

Tulejbi (r.a.), i cili dëshironte shumë që edhe nëna e tij e dashur të bëhej myslimane, nuk këmbënguli më shumë. Por sidoqoftë, kjo provë e parë e tij konsiderohej e suksesshme. Çfarëdo që të ndodhte, ai ishte i vendosur për t'ia shpjeguar Islamin nënës së tij.[5]

Pra, do t'i shpjegonte asaj se në çfarë gjërash thërriste i Dërguari i Allahut.

Sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem...

5. Ibn Sejjidu'n-Nas, Ujunu'l-Eser fi Fununi'l-Megazi ve's-Sijer, vëll. 2, fq. 389.



Adi ibn Hatimi (r.a.), transmeton se Profeti (a.s.), ka thënë:

"Ruajeni veten tuaj prej zjarrit, qoftë edhe me një gjysmë hurme! Kush nuk e gjen as këtë, të paktën ta ruajë veten me fjalë të bukura!"

(Buhari, Edeb, 34)

# ÇDO MIRËSI ËSHTË SADAKA

Myslimanët që ishin mbledhur në Luginën Ranuna, do të falnin namazin e parë të xhumasë nën udhëheqjen e Profetit (a.s.), të cilin e kishin pritur me entuziazëm të madh. Profeti (a.s.), u ngrit në këmbë midis turmës dhe pasi falënderoi dhe madhëroi Allahun, filloi hutben duke thënë:

"O njerëz! Para se të shkoni në botën tjetër, dërgoni atje diçka për veten tuaj!" Ai tregoi tmerrin dhe shqetësimin e njeriut kur të dalë para Zotit të vet Ditën e Kiametit. Më pas foli për Xhehenemin. Ai e tërhoqi fytyrën e tij disa herë, sikur po ruhej prej zjarrit atë moment dhe tha: "Ruajeni veten tuaj prej zjarrit qoftë edhe me një gjysmë hurme! Kush nuk e gjen as këtë, të paktën ta ruajë veten me fjalë të bukura!" (Buhari, Edeb, 34; Ibn Hisham, Siret, III, 30.)

Fakti që i Dërguari i Allahut (a.s.), i nxit myslimanët në dhënien e sadakasë që në hutben e parë menjëherë pas hixhretit/emigrimit, me ç'rast u sprovua edhe besimi i tyre, është shumë kuptimplotë. Kjo, sepse sadakaja, e cila bëhet shkak i fitimit të kënaqësisë së Allahut, në të njëjtën kohë është edhe treguesi më i rëndësishëm i reflektimit të besimit në vepra, të sinqeritetit dhe të ndershmërisë. Siç shprehet edhe i Dërguari i Allahut (a.s.): "Sadakaja është argument." (Muslim, Tahare, 1.)

Në Ditën e Kiametit, kur njeriu të pyetet se ku e ka shpenzuar pasurinë e tij, "sadakaja" do të jetë përgjigja më e bukur për këtë pyetje. Sadakaja është mburojë ndaj Xhehenemit i cili është i rrethuar nga gjërat që egoja i dëshiron më së shumti. Ndërsa gjërat të cilat nuk i pëlqejnë egos, janë shkak i fitimit të Xhenetit. Të mësosh të ndash me të tjerët, pavarësisht pengesave të egos së pangopur, është një nga veprat më të rëndësishme që e edukon njeriun dhe ia forcon atij ndjenjën për të ndihmuar të tjerët pa pritur shpërblim prej tyre.

Profeti (a.s.), duke u shprehur se çdo mysliman duhet të japë sadaka, thotë:

"Njeriu duhet të japë sadaka për të gjitha gjymtyrët e tij çdo ditë që lind dielli." (Muslim, Zekat, 56.) Nisur nga kjo, sadakaja, e cila është edhe një mënyrë falënderimi ndaj Zotit tonë të Madhëruar, na bën ta ndiejmë peshën e saj mbi supet tona si një përgjegjësi që duhet të zërë vend në çdo çast të jetës sonë të përditshme. Mirëpo, këtu mund të lindë pyetja se a i mjafton gjithkujt pasuria për të dhënë sadaka çdo ditë. Në këtë rast, nëse i marrim parasysh edhe hadithet e tjerë të Profetit (a.s.), në lidhje me këtë çështje, del në pah se sadakaja është një koncept gjithëpërfshirës që nuk nënkupton vetëm ndihmat në aspektin material, por edhe çdo fjalë dhe sjellje të mirë. Për të Dërguarin e Allahut (a.s.), çdo mirësi konsiderohet sadaka. (shih. Buhari, Edeb, 33.) Pra, Profeti (a.s.), i cilëson si sadaka të gjitha sjelljet si, buzëqeshja, fjala e bukur, përshëndetja me selam, këshillimi në të mirë, ndalimi nga e keqja, gostitja e mikut, mësimi i diturisë dhe ndarja e saj me të tjerët, pajtimi i njerëzve me njëri-tjetrin, tregimi i rrugës atij që ka humbur, qëndrimi larg së keqes, largimi i një pengese prej



rrugës ku kalojnë njerëzit, sigurimi i të ardhurave për familjen, ndihmesa ndaj njerëzve me të meta, mbjellja e pemëve frutore që të kenë dobi krijesat e tjera. (shih. Buhari, Megazi, 12; Muslim, Zekat, 55-56; Tirmidhi, Birr, 36; Ibn Maxhe, Sunnet, 20; Ibn Hanbel, V, 285.)

Të gjitha këto, tregojnë se rrugët e mirësisë janë të shumta dhe të lehta për këdo që dëshiron të arrijë kënaqësinë e Allahut të Madhëruar. Madje, Profeti (a.s.), duke dhënë shembull ndihmën që bëhet qoftë edhe me një gjysmë hurme, tregon se edhe një ndihmë e vogël e sinqertë mund të bëhet shkak për ruajtjen nga zjarri i Xhehenemit. Kjo, sepse Allahu i madhëruar, më tepër i jep vlerë sadakasë që jepet me sinqeritet dhe prej pasurisë hallall, sesa sasisë së saj. Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut thotë se sadakaja nuk duhet nënvleftësuar edhe nëse ajo është e pakët, sepse çdo fjalë apo vepër që bëhet në emër të mirësisë, qoftë edhe një fjalë e thjeshtë, do të ketë vlerë të madhe tek Allahu i Madhëruar.

Duke u nisur nga shembulli që tregon se Allahu, i Cili pranon sadakatë, mund ta zmadhojë sa mali i Uhudit edhe sadakanë e vogël sa një kafshatë[1], mund të themi me plotë bindje se nuk është aspak e drejtë të ngurrosh në dhënien e sakadasë me pretekstin se ajo është e pakët. Sadakaja, e cila bëhet shkak i fitimit të kënaqësisë së Allahut, që është shpërblimi më i çmuar si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër, në të njëjtën kohë ndikon pozitivisht edhe në zhvillimin e njeriut në aspektin moral. Në sajë të sadakasë, është e mundur të mposhtësh koprracinë dhe dhënien pas pasurisë së kësaj bote, të cilat janë prej sëmundjeve më të këqija të njeriut.

1. shih. Tirmidhi, Zekat, 28.

Ai që qahet duke thënë “pasuria ime, pasuria ime!”, nuk duhet të harrojë se në këtë botë, njeriu nuk ka asnjë fitim përveç ushqimit që konsumon, veshjes që vjetërson dhe sadakasë që jep dhe e dërgon në botën tjetër para se të shkojë vetë. (shih. Muslim, Zuhd, 3.)

Sadakaja, e cila përveç ndihmës ndaj nevojtarëve përfshin edhe çdo fjalë dhe vepër të mirë, ndihmon edhe forcimin e ndjenjave të solidaritetit, ndihmës dhe marrëdhënieve të mira mes njerëzve. Nisur nga kjo, asnjë mirësi nuk duhet nënvleftësuar, qoftë edhe një buzëqeshje ndaj vëllait. (shih. Muslim, Birr, 144.)

Për atë që dëshiron të arrijë kënaqësinë e Allahut, ka shumë mënyra për të bërë mirësi, mjafton që ai të dëshirojë të bëjë mirë. Dhe një nga këto, është sadakaja. Ashtu siç thotë edhe i Dërguari i Allahut (a.s.), meqenëse çdo mirësi është sadaka, nuk është e drejtë që sadakaja të neglizhohet me pretekstin se është e pakët apo e vogël. Gjithashtu, Allahu i Madhëruar premton se nuk do ta lërë pa shpërblyer qoftë edhe një mirësi të vogël sa grimca. (shih. Zelzele, 7.) Ndërsa sjelljet e atyre që përveçse nuk ndihmojnë aspak, pengojnë edhe kryerjen e mirësive, Allahu i qorton me ashpërsi. (shih. Maun, 7.) Nëse veprohet me sinqeritet duke qenë i vetëdijshëm se çdo mirësi konsiderohet sadaka, atëherë është e domosdoshme të mos nënvleftësohet as edhe një mirësi e vogël e cila e afron njeriun drejt Xhenetit dhe e largon atë prej Xhehenemit në çdo hap që hedh.







# MORALI I LARTË

### NA MËSOI MORALIN E LARTË

Resulullahu, alejhi's-selam, ka thënë:

*"Unë jam dërguar për të përsosur moralin e lartë."* (Muvatta', Husnu'l-Hulk, 8.)

Allahu i Lartësuar ia mësoi Pejgamberit tonë të Nderuar moralin e lartë për dyzet vjet. Andaj edhe Profeti (a.s.), përvetësoi dhe shfaqi një moral madhështor nën edukimin dhe mbrojtjen hyjnore. Vitin e dyzetë mbi atë moralin e lartë u ndërtua besimi me urdhrin:

***"Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi*** (gjithçka)***."*** (Alak, 1)

Filloi ndërtimi i besimit dhe tevhidit. Në themel u vendos një moral madhështor. Mbi të u vendos një besim i palëkundur, i fortë dhe i drejtë. Ndërsa në periudhën e Medinës mbi këtë themel morali dhe besimi u ndërtuan dispozitat e adhurimit dhe dispozitat e jurisprudencës.

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (a.s.), dha një mësim dhe edukim jo nga rreshti në rresht, por nga kraharori në kraharor, domethënë nga zemra në zemër. Ai edukoi jo me laps e letër, por me zemër të dëlirë. Sahabët ishin sahabë jo në fjalë, por në vepra dhe praktikë.

### SË PARI ELIMINIMI PËR NJË MORAL TË LARTË

Në Islam gjendet principi: "Eliminimi i të këqijave ka përparësi ndaj sigurimit të përfitimeve."

Nëse në një gotë të pastër prej kristali hidhet ujë apo sherbet i kulluar dhe ajo gotë nxirret ashtu për t'u servirur, transparenca e gotës prej kristali reflekton bukurinë e asaj qerasjeje. Ky do të ishte një nderim fisnik dhe sublim. Por nëse hidhet qoftë edhe ujë zemzemi në një gotë të papastër, (qerasja) e humb të gjithë bukurinë. Pastaj nuk konsiderohet më nderim, por ofendim.

Në të njëjtën mënyrë, nëse edhe zemrat janë të papastra, atëherë as Allahut nuk mund t'i shfaqet adhurim me to, as krijesave nuk mund t'u shfaqen mirësi etike, sepse të gjitha ndoten me papastërtitë shpirtërore të zemrës si mendjemadhësia, smira dhe shtirja.

"Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (a.s.), dha një mësim dhe edukim jo nga rreshti në rresht, por nga kraharori në kraharor, domethënë nga zemra në zemër. Ai edukoi jo me laps e letër, por me zemër të dëlirë. Sahabët ishin sahabë jo në fjalë, por në vepra dhe praktikë."

Siç dihet;

Nëse plagën e lyejmë me ilaç pa ia pastruar qelbin, nuk ka asnjë dobi, sepse shërimi arrihet vetëm nëse plagën e pastrojmë dhe pastaj e lyejmë me ilaç.

Për ta shprehur këtë të vërtetë Allahu i Lartësuar ka deklaruar se ditën e kiametit gjëja e vetme që





do të ketë vlerë është zemra e pastër.

Edhe në fjalën e tevhidit (shehadetit) së pari gjendet shprehja “la ilahe / s’ka zot”. Domethënë se në fillim duhet të pastrohet nga zemra çdo gjë që na largon nga Allahu Teala. Pastaj do të shfaqet “il-lall-llah / përveç Allahut”.

“Çdo besimtar ka nevojë për udhëzimin e atij (a.s.)… Pa e dashur atë më shumë se jetën, besimi nuk e arrin përsosmërinë. Pa e pasuar atë, nuk mund të arrihet “dashuria e Allahut”. Pa qenë Suneti i tij, nuk mund të komentohet Libri i Allahut.”

Resulullahu, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të, me edukimin etik të tij na ka njoftuar për veprat që e shpien njeriun në xhenet dhe e largojnë nga xhehenemi. Ai (a.s.), i pastroi zemrat nga cilësitë e këqija si;

- Egoizmi • Padrejtësia • Zullumi • Urrejtja
- Hakmarrja • Lakmia • Tamahu • Përçarja
- Mburrja • Mendjemadhësia • Gënjeshtra
- Përgojimi • Spiunimi dhe
- Mungesa e mëshirës dhe dhembshurisë…

Zemrat i zbukuroi me cilësi si;

- Dashuria hyjnore • Mëshira • Shërbimi fetar
- Modestia • Bujaria • Ndershmëria • Drejtësia
- Të mjaftuarit me atë që ka dhënë Zoti
- Mendimi i mirë • Mirësia • Nderimi
- Respekti • Ndërgjegjja • Falja • Sinqeriteti
- Dinjiteti • Durimi • Edukata
- Turpi dhe • Besnikëria



## DETYRA E PEJGAMBERIT: DËLIRJA

Pejgamberët kanë tri detyra:

“(O njerëz!) ***Po kështu,*** (për të plotësuar mirësinë Time ndaj jush) ***ju kam sjellë një të Dërguar, nga mesi juaj, i cili ju lexon shpalljet Tona, ju pastron*** (nga gjynahet), ***ju mëson Librin*** (Kuranin) ***e Urtësinë*** (rregullat e fesë) ***dhe ju mëson ato gjëra që nuk i keni ditur.”*** (Bekare, 151)

Allahu (xh.xh.), në këtë ajet fisnik shprehet se Resulullahu, alejhi’s-selam, ka tri detyra të rëndësishme:

1) T’u lexojë njerëzve shpalljet e Allahut dhe t’u predikojë fenë.

2) Të dëlirë botën e brendshme të njerëzve dhe t’u pastrojë ndjenjat.

3) T’u mësojë njerëzve thellësitë e Kuranit dhe të fshehtat e urtësitë hyjnore në univers e në fenomene falë këtij edukimi shpirtëror.

Domethënë se para “mësimit të Librit dhe Urtësisë” është e domosdoshme tezkija, domethënë dëlirja e botës së brendshme.

Edhe sahabët e nderuar së pari dëlirën zemrat e tyre. Vetëm pasi i pastruan zemrat arritën urtësitë.

Domethënë se pa u pastruar zemrat nuk mund të mësohet “Libri dhe Urtësia”. Përshpirtshmëria nuk shtohet. Urtësitë te urdhrat dhe ndalesat hyjnore nuk perceptohen.

Sa bukur e tregon Muhamed Ikbali:

“Një natë në bibliotekën time dëgjova një molë që po i thoshte fluturës:

“Kam hyrë brenda librave të Ibn Sinës. Kam parë veprat e Farabiut. Shëtita ndërmjet atyre rreshtave të thatë që nuk dinin të mbaronin dhe shkronjave të zbehta të atyre rreshtave dhe i brejta ato. Në këtë kontekst, shëtita sokak më sokak dhe rrugë më rrugë të el-Medinetu’l-Fadila që do të thotë qyteti i virtyteve të Farabiut, por në asnjë mënyrë nuk e kuptova filozofinë e kësaj jete. U bëra një udhëtare e trishtuar e rrugëve të tmerrshme dhe pa krye. Nuk kam një diell që të mi ndriçojë ditët…”

Sikundër kësaj britme të molës, flutura i tregoi

flatrat e djegura asaj dhe i tha:

“Shiko! Unë për këtë dashuri i kam djegur krahët e mi.” Pastaj vazhdoi:

“Ajo që e bën jetën të gjallë është përpëlitja dhe dashuria. Ajo që i jep krahë jetës, përsëri është dashuria!..”

Domethënë se flutura duke i treguar molës flatrat a saj të djegura, po i thoshte me gjuhën e vet:

“Shpëtoje veten nga shkatërrimi nëpër këto rrugë pa krye të filozofisë! Fluturo drejt takimit me Zotin duke marrë pjesë nga oqeani shpirtëror i Mesnevisë që është i mbushur plot me dashuri, entuziazëm dhe frymëzim!..”

Domethënë se zemrat duhet të pastrohen në zjarrin e dashurisë;

Në mënyrë që t’i zbulohet njeriut ana e fshehtë e ngjarjeve dhe ndodhive.

Pejgamberi ynë i Nderuar është udhërrëfyesi ynë më madhështor në udhëtimin tonë drejt përjetësisë...

Ai (a.s.), është një Siraxhi Munir (burim drite) që na i ndriçon rrugët tona të errëta...

Edukata e tij është mbështetja dhe argumenti ynë më madhështor kundrejt vorbullës së nefsit dhe kurtheve të shejtanit...

Kurani Fisnik e quajti “Madhështor” moralin e tij.

Allahu i Lartësuar u betua në jetën e tij duke thënë: “Le amruke /Pasha jetën tënde!”

Zoti (xh.xh.), çdo gjendje të tij e ka quajtur “Usvetun Hasene / Shembulli më i bukur”.

“Çështja që i gëzoi më shumë sahabët pas mirësisë së Islamit ishte ky sihariq i Pejgamberit tonë të Nderuar: *“Njeriu do të jetë me atë që e do.”* (Muslim, Birr, 163.)”

Çdo besimtar ka nevojë për udhëzimin e atij (a.s.)... Pa e dashur atë më shumë se jetën, besimi nuk e arrin përsosmërinë. Pa e pasuar atë, nuk mund të arrihet “dashuria e Allahut”. Pa qenë Suneti i tij, nuk mund të komentohet Libri i Allahut.

## KË DHE ME ÇFARË E PASTROI?

Besimtari është udhëtar i përjetësisë.

Për të shpëtuar në këtë udhëtim të rrezikshëm të përjetësisë duhet që gjithmonë të gjendet bashkë me Resulullahun (a.s.) dhe në udhëzimin e tij.

Sepse;

Dashuria është një linjë rryme ndërmjet atij që dashuron dhe atij që dashurohet.

Çështja që i gëzoi më shumë sahabët pas mirësisë së Islamit ishte ky sihariq i Pejgamberit tonë të Nderuar: *“Njeriu do të jetë me atë që e do.”* (Buhari, Edeb, 96; Muslim, Birr, 163.)

Sahabët e nderuar u përqendruan që jetën e tyre ta bënin sipas këtij hadithi fisnik. Ata ia dedikuan jetën dashurisë ndaj të Nderuarit tonë (a.s.). Çdo frymë të tyre e dhanë për hir të kësaj kauze.

• Na mësoi ta eliminojmë me durim çdo fatkeqësi dhe sprovë

Sepse Allahu i Lartësuar ka thënë:

***“O ju që keni besuar! Kërkoni ndihmë prej Allahut me durim dhe namaz…”*** (Bekare, 153)

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë ka duruar kundrejt çdo lloj sprove. Në çdo situatë fali namaz dhe i kërkoi mbrojtje Allahut (xh.xh.). Asnjëherë nuk u dëshpërua, nuk u bezdis dhe nuk nxitoi. Kështu që arriti mirësinë në fund të durimit. Po ashtu na bëri edhe ne ta arrijmë atë mirësi.

Çfarë përgëzimi i një prehjeje dhe qetësimi të madh janë këto ajete fisnike për zemrat besimtare që përballen me sprova dhe vështirësi:

***“Me të vërtetë, pas vështirësisë - vjen lehtësimi! Me të vërtetë, pas vështirësisë - vjen lehtësimi!”*** (Inshirah, 5-6)

“Besimtari është udhëtar i përjetësisë. Për të shpëtuar në këtë udhëtim të rrezikshëm të përjetësisë duhet që gjithmonë të gjendet bashkë me Resulullahun (a.s.) dhe në udhëzimin e tij.”

• Na mësoi që ta eliminojmë harresën me dhikër

Allahu Teala thotë:

***“Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu që Ai i bëri të harronin vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit*** (ndaj Allahut)***.”*** (Hashr, 19)

Mëkati bëhet kur harrohet Allahu i Plotfuqishëm. Nëse zemra përfiton nga “marifetull-llahu”, harresa bie në nivelin më të ulët.

Pejgamberi ynë i Nderuar gjithmonë jetoi në gjendje dhikri. Shikoi drejt qiellit dhe përkujtoi Allahun. Shikoi tokën dhe përsëri përkujtoi Allahun. Edhe ata që shikonin fytyrën e bekuar të tij, përkujtuan Allahun (xh.xh.).

“Pejgamberi ynë i Nderuar është udhërrëfyesi ynë më madhështor në udhëtimin tonë drejt përjetësisë... Ai (a.s.), është një Siraxhi Munir (burim drite) që na i ndriçon rrugët tona të errëta... Edukata e tij është mbështetja dhe argumenti ynë më madhështor kundrejt vorbullës së nefsit dhe kurtheve të shejtanit...”

Pa krijesat dhe kujtoi atributet “el-Bari / Krijuesi” dhe “el-Musavvir / Formuesi” të Allahut Teala.

Nxënësi i tij, Ebu Dherri (r.a.), thoshte:

“Pasha Allahun! Kur i Dërguari i Allahut (a.s.), u shpërngul për në botën e përtejme na la në një gjendje të tillë që, nëse një zog rrihte krahët në

qiell, na kujtonte një hadith të Resulullahut, sepse Pejgamberi ynë i Nderuar na pati thënë: "Çdo gjë që ju afron te xheneti dhe ju largon nga xhehenemi ju është shpjeguar." (Ahmed, V, 153, 162; Hejsemi, VIII, 263.)

• Na mësoi ta eliminojmë mosmirënjohjen me falënderim

Mosmirënjohja është një fatkeqësi shumë e madhe. Mosmirënjohje do të thotë t'i japësh lamtumirën humanizmit dhe ndërgjegjes. Është injorancë dhe veprim i ulët.

Allahu Teala ka thënë:

***"Në të vërtetë, Ne i kemi nderuar bijtë e Ademit…"*** (Isra, 70)

Njeriu këtë nderim nuk duhet ta kthejë me mosmirënjohje. Sidoqoftë Allahu (xh.xh.), e ka lënë të zgjedhë dhe ka kërcënuar duke thënë:

***"…Le të jetë ose mirënjohës, ose mosmirënjohës*** (sidoqoftë do ta marrë shpërblimin apo ndëshkimin)***!"*** (Insan, 3)



Nuk duhet të harrojmë se për çdo mirësi dhe për çdo organ ka një falënderim të veçantë.

Për shembull;

• Falënderimi për syrin është që ta mbrojmë atë nga shikimi në harame.

• Falënderimi për veshin është që ta mbrojmë atë nga dëgjimi i thashethemeve dhe të fitojmë përshpirtshmëri me ligjëratat fetare.

• Falënderimi për gojën është që "ose të heshtim, ose të flasim mirë".

Njeriu vazhdimisht duhet ta falënderojë Zotin (xh.xh.), kundrejt gjithë këtyre mirësive hyjnore. Por;

Zgjedhja i përket njeriut! Nëse dëshiron mund të zgjedhë xhenetin. Nëse dëshiron mund të zgjedhë xhehenemin!.. Vetëm se njeriu nuk ka mundësi ta durojë zjarrin qoftë edhe për një moment. Për këtë arsye, Allahu Teala është limani i vetëm i vërtetë te i Cili mund të strehohemi, mund të kërkojmë mbrojtje, mund të mbështetemi dhe mund të marrim ndihmë!..

"Nuk duhet të harrojmë se për çdo mirësi dhe për çdo organ ka një falënderim të veçantë.

Për shembull;

• Falënderimi për syrin është që ta mbrojmë atë nga shikimi në harame."

Kur Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (a.s.), u pyet se përse bënte ibadet deri në mëngjes edhe pse i ishin falur të gjithë mëkatet, u përgjigj:

*"A të mos jem një rob falënderues?"* (Muslim, Munafikun, 79.)

Ai (a.s.), e kaloi të gjithë jetën duke dhënë përpjekje të jashtëzakonshme për ta falënderuar Zotin për mirësitë hyjnore. Për mirësinë e udhëzimit gjithmonë e falënderoi Zotin duke u përpjekur për ta predikuar fenë. Këtë gjë ua mësoi edhe sahabëve të tij.

"• Falënderimi për veshin është që ta mbrojmë atë nga dëgjimi i thashethemeve dhe të fitojmë përshpirtshmëri me ligjëratat fetare.

• Falënderimi për gojën është që "ose të heshtim, ose të flasim mirë"."

Kjo histori që e transmeton Ebu Abdullah el-Harithu'r-Razi është një shembull i bukur sesi falënderimi e shton mirësinë:

Allahu Teala i shpalli njërit prej pejgamberëve:

"Unë kam vendosur që filan rob i Imi ta kalojë gjysmën e jetës me varfëri dhe gjysmën tjetër me pasuri. Cilën të kërkojë më parë, atë do t'i jap. Pyete, në mënyrë që ta shprehë dëshirën e tij!"

Pejgamberi e thirri personin që u përmend dhe e njoftoi për shpalljen që kishte ardhur.

Personi tha:

"Do të të jap përgjigje pasi të konsultohem me familjen."

Bashkëshortja e tij i tha:

"Zgjidh që të marrësh pasurinë së pari!"

Personi tha:

"Varfëria pas pasurisë është shumë e vështirë. Ndërsa pasuria pas varfërisë është shumë e mirë. (Durimi ndaj varfërisë në pleqëri është më i rëndë."

Bashkëshortja i tha:

"Vepro siç të thashë në lidhje me këtë çështje!"

Personi shkoi te Pejgamberi dhe i tha:

"Po zgjidh të marr pasurinë në fillim."

Allahu (xh.xh.), ia hapi atij të gjitha dyert e pasurisë.

Bashkëshortja i tha:

"Nëse dëshiron që kjo mirësi të jetë e vazhdueshme deri në fund të jetës tënde, ji bujar kundrejt

robërve të Allahut! Kur të marrësh një rrobë për vete, merre një rrobë edhe për një të varfër!"

Ata gjithmonë përdorin pjesën që u nevojitej dhe pastaj e jepnin për hatër të Allahut atë që mbetej. Domethënë gjithmonë jetonin duke e falënderuar Zotin (xh.xh.), në formë të vërtetë. Bazuar në këtë Allahu Teala i shpalli atij pejgamberit:

"Unë pata caktuar që ai robi Im ta kalonte gjysmën e jetës me pasuri dhe gjysmën tjetër me varfëri. Por vura re se ai robi Im më falënderoi për të gjitha mirësitë. Falënderimi e bën të detyrueshëm shtimin dhe vazhdimësinë e mirësisë. Andaj përgëzoje se kam caktuar që edhe pjesën tjetër të jetës ta kalojë me pasuri!" (Ramazanogllu Mahmud Sami, Komentimi i sures Bekare, fq. 33-34.)

"Njeriu vazhdimisht duhet ta falënderojë Zotin (xh.xh.), kundrejt gjithë këtyre mirësive hyjnore. Por, zgjedhja i përket njeriut! Nëse dëshiron mund të zgjedhë xhenetin. Nëse dëshiron mund të zgjedhë xhehenemin!.. Në ajetin fisnik thuhet: ***"...Le të jetë ose mirënjohës, ose mosmirënjohës*** (sidoqoftë do ta marrë shpërblimin apo ndëshkimin)***!"*** (Insan, 3)"

• Na mësoi ta eliminojmë revoltimin me bindje

Njeriu nuk duhet të vendosë se çfarë është e mirë dhe çfarë është e keqe sipas asaj që i pëlqen apo nuk i pëlqen nefsit të tij. Allahu (xh.xh.), thotë:

***"...Por mund ta urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju e mund ta doni një gjë, ndërkohë që ajo është e dëmshme për ju..."*** (Bekare, 216)

Për këtë arsye, rregulli që duhet të kemi parasysh në këtë çështje duhet të jetë pëlqimi i Allahut Teala. Njeriu gjithmonë duhet të përpiqet për t'iu mbështetur Zotit dhe për të arritur kënaqësinë e Tij në këto kushte që ndryshojnë.

Sepse, nuk duhet të harrojmë se;

Gajbin (të padukshmen) e di vetëm Allahu (xh.sh.).

"Allahu Teala është vendstrehimi e vendmbështetja e vetme dhe limani i vetëm e i vërtetë ku mund të strehohemi kundrejt tmerreve të pafundme të botës së përtejme!.."

Pejgamberi (a.s.), bëri një jetë të ndritur, të pastër dhe të dëlirë në mes të errësirës së injorancës.

Edhe kur u gjuajt me gur në Taif, tha:

*"O Zot! Nëse Ti nuk je i zemëruar me mua, nuk i jap rëndësi aspak asnjë gjëje që më ndodh."* (Ibn Hisham, II, 29-30; Hejsemi, VI, 35.)

• Çdo sahab e edukoi në çështjen që kishte mangësi. Për shembull, Resulullahu, alejhi's-selam, nuk u dha të njëjtën përgjigje të gjithë sahabëve që i kërkuan t'u sugjeronte "punën më të mirë". Ai u sugjeroi punë që ua mundësonin t'i plotësonin mangësitë që kishin:

Dikujt i tha: "Preokupohu me shërbim ndaj nënës!"

Dikujt tjetër i tha: "Mos u nxeh!"

Dhe dikujt tjetër i tha: "Ji i ndershëm!"

• Na mësoi ta eliminojmë koprracinë me bujari

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (a.s.), siç e përkufizonin sahabët, ishte më bujar se era.

Ai (a.s.), edhe në kohët kur plaçkat e luftës dhe dhuratat vinin me bollëk, çdo gjë që i shkonte në dorë ua jepte skamnorëve, fukarenjve, nevojtarëve dhe sahabëve të varfër që qëndronin në Suffe. Pejgamberi e shpërndante çdo gjë që i vinte në atë mënyrë saqë nuk i mbetej asgjë për pjesëtarët e familjes së tij. Edhe pse një e pesta e plaçkës së luftës i përkiste atij, u shpërngul nga kjo botë pa ngrënë tri ditë radhazi bukë gruri. Ai ishte aq bujar, saqë kishte prej atyre që bëheshin myslimanë duke u mahnitur prej bujarisë së tij.

Në suren Insan Allahu i Lartësuar kërkon flijim dhe i lavdëron kështu ata që mund të shkëpusin diçka prej vetes e ua japin nevojtarëve:

***"Ata i ushqejnë të varfrit, jetimët dhe të zënët rob edhe pse vetë janë nevojtarë, duke thënë:***

***"Ne ju ushqejmë vetëm për hir të Zotit. Për këtë, nuk duam shpërblim e as falënderim! Ne i frikësohemi Zotit tonë në një Ditë të ashpër, që do t'i bëjë fytyrat të jenë të vrenjtura."***

***Por Allahu do t'i ruajë ata nga tmerret e asaj Dite e do t'u japë shkëlqim dhe gëzim."*** (Insan, 8-11)

"Kur Pejgamberi (a.s.), u gjuajt me gur në Taif, tha: *"O Zot! Nëse Ti nuk je i zemëruar me mua, nuk i jap rëndësi aspak asnjë gjëje që më ndodh."*

Po ashtu në ajetin fisnik të mëposhtëm Zoti (xh.xh.), urdhëron që ta sakrifikojmë jetën dhe pasurinë në rrugë të Allahut:

***"O besimtarë, a doni t'ju drejtoj në një tregti, e cila ju shpëton nga një dënim i dhembshëm?!"*** (Saff, 10)

***"Besoni në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij dhe luftoni në rrugën e Allahut me pasurinë dhe trupin tuaj. Kjo, nëse do ta dini, është më mirë për ju. Ai do t'jua falë gabimet tuaja dhe do t'ju shpjerë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe në banesa të mrekullueshme në Xhenetin e Adnit. Kjo është fitorja më e madhe."*** (Saff, 11-12)

***"Pa dyshim, ata që lexojnë Librin e Allahut, falin namazin dhe japin fshehtazi apo haptazi nga ajo që u kemi dhënë Ne, mund të shpresojnë në një fitim që nuk do të humbasë*** (kurrë)***."*** (Fatir, 29)

Përsëri Zoti (xh.xh.), përmend "infakun në mënyrë të fshehtë dhe të hapur" ndërmjet cilësive të një tregtie që asnjëherë nuk falimenton:

***"Pa dyshim, ata që lexojnë Librin e Allahut, falin namazin dhe japin fshehtazi apo haptazi nga ajo që u kemi dhënë Ne, mund të shpresojnë në një fitim që nuk do të humbasë*** (kurrë).

***Allahu do t'ua plotësojë atyre shpërblimin dhe do t'ua shtojë nga dhuntitë e Tij. Me të vërtetë, Ai është Falës dhe Falënderues."*** (Fatir, 20-21)

• Na mësoi ta eliminojmë tiraninë me falje

I Nderuari ynë (a.s.), na ka mësuar butësinë. Kur i përkëdheli dhe i puthi nipat e tij, një beduin u habit dhe i tha:

"Domethënë se ju i puthkeni fëmijët! Ndërkohë ne nuk i puthim asnjëherë."

I Nderuari ynë (a.s.), i dha një mësim atij me këtë përgjigje:

*"Çfarë mund të bëj unë nëse Allahu Teala ta ka shkulur dhe ta ka marrë mëshirën nga zemra! Ai që nuk mëshiron, nuk mëshirohet!"* (Buhari, Edeb, 18; Muslim, Fedail, 65.)

• Ikrime, i cili i copëtoi besimtarët në Uhud, me edukimin e atij (a.s.), u shndërrua në një besimtar të devotshëm që qante duke e puthur Kuranin.

Pas njëzet vjetësh padrejtësi, Meka u çlirua. Ndërkohë që Pejgamberi, alejhi's-selam, kishte mundësi të merrte hak, i fali të gjithë mekasit. Edhe ata i thanë atij: "Vëlla i mirë!" – dhe mbetën borxhli ndaj tij. Pastaj u nderuan me Islamin.

Allahu i Lartësuar thotë:

***"...Vallë, a nuk doni ju që t'ju falë Allahu? Allahu është shumë Falës e Mëshirëplotë."*** (Nur, 22)

Edhe nxënësi i tij kryesor dhe i veçantë, Ebu Bekri e fali Misahun i cili u përzi në ngjarjen e shpifjes ndaj vajzës së tij.

Ulbe ibn Zejdi (r.a.), ishte prej sahabëve të varfër që nuk gjente dot një kafshë për të marrë pjesë në Luftën e Tebukut. Ai i tha Pejgamberit tonë të Nderuar për t'i gjetur një kafshë, por edhe Profeti (a.s.), nuk e ndihmoi dot ngaqë nuk kishte mundësi. Ai u mërzit. Pasi kaloi një pjesë e natës, u ngrit, fali namaz dhe iu përgjërua Zotit kështu:

"O Allah! Ti na ke urdhëruar dhe na ke inkurajuar për të dalë në xhihad. Por unë nuk kam një kafshë të cilës mund t'i hip dhe të dal në luftë bashkë me të Dërguarin Tënd! Edhe Pejgamberi Yt nuk e ka një kafshë që të ma japë për t'i hipur. Unë gjithmonë kam dhënë lëmoshë prej asaj që më takonte nga pasuria, trupi dhe gjërat e mia.

O Allah! Po e bëj infak këtë pjesë pasurie që ma ke dhënë mua ndërmjet robërve të Tu."

"Besimtari nuk mund të jetë një njeri që mendon vetëm për interesin e tij. Infaku për një besimtar është një karakteristikë që i jep prehje zemrës, që e afron te Allahu dhe që e bën të arrijë kënaqësinë e Tij."

Kur erdhi mëngjesi, shkoi te i Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Nuk kam asnjë gjë tjetër që mund ta jap si lëmoshë. Vetëm po jap këtë gjë të vogël që e posedoj. Gjithashtu ia bëj hallall hakun tim atij që më mërzit, thotë ndonjë fjalë të keqe për mua apo tallet me mua për shkak të kësaj!"

Resulullahu (a.s.), i tha:

*"Allahu ta pranoftë sadakanë!"* Asgjë tjetër nuk i tha përveç kësaj. Ndërsa të nesërmen i tha këtij sahabi:

*"Unë e pranova sadakanë tënde. Të përgëzoj! Betohem në Allahun, i Cili ka në dorë jetën e Muhamedit se, ti je shkruar në defterin e atyre që u është pranuar lëmosha."* (Ibn Maxhe, el-Isabe, II, 500; Ibn Kethir, es-Sire, IV, 9; Vakidi, III, 994.)

"Rruga e vetme për arritjen e mirësisë së plotë është sakrifica: ***"Nuk keni për ta arritur përkushtimin e vërtetë, derisa të ndani*** (lëmoshë) ***nga ajo*** (pasuri) ***që e doni..."*** (Al Imran, 92)"

Edhe të falurit konsiderohet sadaka. I Nderuari ynë (a.s.), gjithmonë i inkurajonte njerëzit për të falur. Një ditë i pyeti sahabët:

"A nuk keni vullnet sa për t'u bërë si Ebu Damdami?"

Sahabët që gjendeshin aty e pyetën:

"Kush është Ebu Damdami?"

Resulullahu, alejhi's-selam, u tha:

"Ishte dikush që i përkiste njërit prej popujve të mëparshëm. Ai thoshte:

"Ua bëj hallall hakun tim atyre që më ofendojnë dhe më përgojojnë duke folur keq për mua."" (Ebu Davud, Edeb, 36/4887.)

Të falurit është prej nënshtrimit ndaj Zotit (xh. xh.).

• Na mësoi ta eliminojmë egoizmin me altruizëm dhe sakrificë

Besimtari nuk mund të jetë një njeri që mendon vetëm për interesin e tij. Infaku për një besimtar është një karakteristikë që i jep prehje zemrës, që e afron te Allahu dhe që e bën të arrijë kënaqësinë e Tij.

Zoti (xh.xh.), thotë: ***"Nuk keni për ta arritur përkushtimin e vërtetë, derisa të ndani*** (lëmoshë) ***nga ajo*** (pasuri) ***që e doni..."*** (Al Imran, 92)

Kur Serijji Sakati mori lajmin se ishte djegur lagjja dhe se nuk ishte djegur shtëpia e tij, instinktivisht tha: "Elhamdulil-lah!" Por pendimi i pa përkufizueshëm dhe pishmanllëku i thellë që ndjeu për shkak të kësaj përhumbjeje momentale, zgjati për vite të tëra.

Një miku të tij ia tregoi si më poshtë këtë pendim:

"Unë duke thënë "elhamdulil-lah" atë kohë, mendova vetëm për veten time edhe pse ishte një moment. Kështu që e nënvlerësova hallin e vëllezërve të mi që pësuan atë fatkeqësi të tmerrshme. Ja, u bënë tridhjetë vjet që pendohem për atë shkujdesje që shfaqa në atë moment!.."

*"Përderisa dikush prej jush të mos dojë edhe për vëllain në fe atë që do për vete, nuk do ta arrijë përsosmërinë në besim."* (Buhari, Iman, 7; Muslim, Iman, 71-72.)

"I Dërguari i Allahut (a.s.), gjithmonë i inkurajonte njerëzit për të falur. Një ditë i pyeti sahabët:

"A nuk keni vullnet sa për t'u bërë si Ebu Damdami?"

Sahabët që gjendeshin aty e pyetën:

"Kush është Ebu Damdami?"

Resulullahu, alejhi's-selam, u tha:

"Ishte dikush që i përkiste njërit prej popujve të mëparshëm. Ai thoshte: "Ua bëj hallall hakun tim atyre që më ofendojnë dhe më përgojojnë duke folur keq për mua."" (Ebu Davud, Edeb, 36/4887.) Të falurit është prej nënshtrimit ndaj Zotit (xh.xh.)."

Kjo sakrificë madhështore që shfaqnin ata ishte rezultati i këtij paralajmërimi të frikshëm që bëri Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (a.s.):

*"Përderisa dikush prej jush të mos dojë edhe për vëllain në fe atë që do për vete, nuk do ta arrijë përsosmërinë në besim."* (Buhari, Iman, 7; Muslim, Iman, 71-72.)

• Na mësoi që ta eliminojmë dyshimin me dije të sigurt

Zoti (xh.xh.), thotë:

***"...Ai është me ju kudo që të gjendeni..."*** (Hadid, 4)

Zemra duhet të arrijë të fshehtën e të qenët nën vëzhgimin e Zotit (xh.xh.) dhe kështu duhet të arrijë prehjen shpirtërore.

Pejgamberi ynë i Nderuar çdo ditë u ngrit në grada më të lartë në "marifetull-llah" dhe i kërkoi falje Zotit për gradën e djeshme.

Me kuvendet e tij të mbushura plot me frymëzim e përshpirtshmëri, njerëzit si Ebu Bekri, Alijju'l-Murteza dhe Selman el-Farisiu u bënë udhërrëfyesit e karvanit të përshpirtshmërisë. Ky zinxhir me lejen e Allahut do t'i ndriçojë dhe udhëzojë besimtarët deri në kiamet.

• Na mësoi ta eliminojmë shtirjen me sinqeritet

Besimi i tevhidit nuk e përballon (pranon) dot ortakërinë.

Shtirja mund të bëhet ndaj të përkohshmëve. Ajo e dëmton përshpirtshmërinë e adhurimeve. Allahu i Lartësuar thotë për shtirësit: ***"Mjerë për ata, të cilët kur falen, janë të pakujdesshëm për namazet, të cilët duan vetëm që të duken dhe nuk u japin ndihmë nevojtarëve."*** (Maun, 4-6)

Pika kulmore e sinqeritet prapë është Resulullahu (a.s.)...

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (a.s.), i dëliri sahabët me moralin madhështor të tij. Cilësitë e këqija i eliminoi me cilësi të mira.

"Njeriu gjithmonë duhet të kërkojë jo gabimet e të tjerëve, por gabimin e vet. Përgojimi dhe përçmimi i të tjerëve janë prej shenjave të mendjemadhësisë."

• Na mësoi që mendjemadhësinë dhe vetëpëlqimin t'i eliminojmë me modesti

Ai (a.s.), e ndaloi në mënyrë të rreptë përçmimin e "robërve të Allahut". Në Kuran thuhet:

***"Mjerë për çdo përqeshës – shpifës."*** (Humeze, 1)

Njeriu gjithmonë duhet të kërkojë jo gabimet e të tjerëve, por gabimin e vet. Përgojimi dhe përçmimi i të tjerëve janë prej shenjave të mendjemadhësisë.

Allahu Teala kërkon që të bëhemi "robër të veçantë të të Gjithëmëshirshmit". Tevhidi nuk e pranon ortakërinë!

I Dërguari i Allahut (a.s.), gjithmonë u sugjeroi modestinë sahabëve.

Bahaeddin Nakshibendi thoshte në një formë të sinqertë duke iu përgjigjur këtij sugjerimi të Resulullahut (a.s.):

*"Islami është feja më e nderuar dhe e përsosur. Feja që është më e përsosura, absolutisht nuk ka nevojë për të marrë asgjë prej feve dhe sistemeve që janë poshtë saj. Çdo gjendje e Islamit është për t'u admiruar."*

Bota është grurë, unë jam kashtë,

Bota është e bukur, unë jam i shëmtuar!

“Fundi i tmerrshëm i përgojimit dhe përçmimit të robërve të Zotit: “Mjerë për çdo përqeshës – shpifës.” (Humeze, 1)”

I Dërguari i Allahut, alejhi’s-selam, në një moment kur u bë shumë e ashpër lufta e Uhudit, nxori shpatën dhe pyeti:

“Kush mund ta marrë këtë prej meje?”

Sahabët zgjatën duart duke thënë:

“Unë, unë!”

Kur i Nderuari ynë pyeti përsëri:

“Kush mund ta marrë këtë shpatë për t’ia dhënë hakun?”, sahabët hezituan për ta marrë. Ebu Duxhane (r.a.), i cili ishte prej sahabëve, pyeti:

“Cili është haku i saj, o i Dërguari i Allahut?”

Pejgamberi ynë i Nderuar tha:

“Haku i saj është që të luftosh me armikun derisa të të këputet beli duke luftuar me armikun...”

Ebu Duxhane, radijall-llahu anh, tha:

“E marr unë për t’ia dhënë hakun, o i Dërguari i Allahut!”

Ebu Duxhane (r.a.), e mori shpatën, e hoqi (zgjidhi) çallmën e kuqe, e lidhi në kokë dhe filloi të ecte duke u mburrur ndërmjet rreshtave të myslimanëve dhe rreshtave të mushrikëve. Kur Resulullahu (a.s.), e pa atë duke ecur me mburrje dhe madhështi, tha:

*“Kjo është një ecje e tillë që, Allahu e urren atë* (domethënë njeriun që mburret) *përveçse në situata të tilla si kjo!”* (Ibn Hisham, III, 11-12; Vakidi, I, 259; Muslim, Fedailu’s-Sahabe, 128.)

Mësimi që nxjerrim nga kjo histori: Pejgamberi (a.s.), u gëzua shumë që sahabët i besonin. Ai kërkoi një personalitet të tillë. Por përveçse në luftë e ndaloi që kjo gjendje të shndërrohej në mburrje.

“Islami është feja më e nderuar dhe e përsosur. Feja që është më e përsosura, absolutisht nuk ka nevojë për të marrë asgjë prej feve dhe sistemeve që janë poshtë saj. Çdo gjendje e Islamit është për t’u admiruar.”

I Dërguari i Allahut (a.s.), edhe pse ishte Sejjidu’l-Murselin dhe Krenaria e Gjithësisë, ishte shumë modest. Kur ishte i detyruar për t’i treguar cilësitë e tij, thoshte:

*“La fahre: Nuk ka lavdërim!”*

Ditën e çlirimit të Mekës, fitorja e korrur ishte shumë e madhe. Atë ditë Resulullahu, alejhi’s-selam, në sytë e njerëzve që e shihnin nga jashtë, tashmë dukej si një personalitet që posedonte një fuqi të paarritshme. Një banor i Mekës iu afrua duke u dridhur. Dhëmbët pothuajse po i kërcitnin ndërsa po thoshte i frikësuar dhe i emocionuar:

“O i Dërguari i Allahut! Ma mësoni Islamin!”

Ndërsa Pejgamberi (a.s.), e qetësoi duke i treguar shembullin e mëposhtëm nga koha kur mundësitë i kishte pasur më të pakta:

*“Qetësohu, vëlla! Unë nuk jam një mbret apo sundimtar. Jam jetimi i fqinjës tënde të vjetër* (këtu synonte nën e tij të nderuar) *prej kurejshëve që haja mish të tharë në diell!..”* (Ibn Maxhe, Et’ime, 30.)

“Pejgamberi (a.s.), edhe në ibadet nuk e ka pranuar imitimin e ndonjë elementi që vinte nga jomyslimanët. Në agjërimin e Ashures shtoi një ditë për të mos u ngjarë çifutëve.”

**• Na mësoi ta eliminojmë revoltimin me pendim**

Shkujdesja sjell revoltim. Nganjëherë edhe të thënët: “Uf, of!”, është revoltim. Besimtari duhet të kthehet menjëherë prej gabimit dhe të bëjë një pendim të sinqertë. Ai duhet ta shohë mëkatin si një mal që qëndron mbi kokën e tij dhe gjithmonë duhet t’i kërkojë falje Allahut Teala për të. Allahu i Lartësuar i lavdëron me këtë cilësi robërit e sinqertë të Tij:

“(Mirësitë e xhenetit dhe kënaqësia e Allahut janë për ata) ***... që kërkojnë faljen e gjynaheve para agimit.”*** (Al Imran, 17)

***“Ndërsa në agim*** (të devotshmit që do të jenë banorë të xhenetit) ***kërkojnë falje*** (nga Allahu)***.”*** (Dharijjat, 18)

Hasan el-Basriut, i cili ishte prej miqve të Zotit, i erdhën katër vetë dhe i kërkuan ndihmë. I pari ankohej prej thatësirës. I dyti prej varfërisë. I treti prej tokës që nuk jepte prodhim dhe i fundit prej faktit që nuk kishte fëmijë. Ai evliaja i madh që të treve u sugjeroi “istigfarin”.

Ata që gjendeshin pranë tij i thanë:

“I nderuar! Këta persona kishin probleme dhe halle të ndryshme, por sugjerimi juaj për të gjithë ishte i njëjtë!”

Hasan el-Basriu (r.a.), atyre iu përgjigj me këtë ajet fisnik:

***“...Kërkoni falje nga Zoti juaj, i Cili është Falës i madh, në mënyrë që Ai t’ju dërgojë shi të bollshëm, t’ju shtojë pasurinë dhe fëmijët tuaj dhe të bëjë për ju kopshte e lumenj!”*** (Nuh, 10-12)

Ndërsa i Dërguari i Allahut (a.s.), i cili posedonte cilësinë e mbrojtjes nga mëkatet, ka thënë:

*“Pasha Allahun, unë më shumë se shtatëdhjetë herë në ditë i kërkoj Allahut që të më falë dhe pendohem te Ai.”* (Buhari, Deavat, 3; Tirmidhi, Tefsir, 47.)

*“Nganjëherë ndodh që zemra më ngushtohet, por unë i bëj njëqind herë në ditë istigfar Allahut.”* (Muslim, Dhikr, 41.)

• Na mësoi që ta eliminojmë shkujdesjen me meditim

Shkujdesja e bën njeriun që të vështrojë vitrinat djallëzore. Ndërsa Allahu Teala dëshiron që të vështrojmë shfaqjet e madhështisë hyjnore dhe vitrinat hyjnore duke urdhëruar meditimin në 137 vende të Kuranit Fisnik. Ai na urdhëron që ta shpëtojmë veten nga vitrinat djallëzore dhe t'u drejtohemi pamjeve shpirtërore duke e zhvilluar gjendjen e zemrës. Ndërkohë nuk duhet të harrojmë se mbrojtja e vetes nga vitrinat djallëzore është e mundur vetëm falë përparimit në disa faza shpirtërore.

Në sajë të këtij përparimi;

Zemra do të marrë mësim prej çdo gjëje që shikon. Në këtë mënyrë do të forcohet besimi, sepse gjithësia është laboratori i të fshehtave dhe urtësive që Allahu i Madhëruar ua ka dhënë robërve të Tij.

"Bahaeddin Nakshibendi thoshte në një formë të sinqertë:

Bota është grurë, unë jam kashtë,

Bota është e bukur, unë jam i shëmtuar!"

### NDËRTOI PERSONALITETIN

Resulullahu (a.s.), ndërtoi një personalitet të mrekullueshëm të besimtarit. Na mësoi që ta mbrojmë personalitetin dhe karakterin Islam, sepse çdo civilizim ndërton karakterin dhe personalitetin e njeriut të vet.

*"Pasha Allahun, unë më shumë se shtatëdhjetë herë në ditë i kërkoj Allahut që të më falë dhe pendohem te Ai."* (Buhari, Deavat, 3; Tirmidhi, Tefsir, 47.)"

Islami është feja më e nderuar dhe e përsosur. Feja që është më e përsosura, absolutisht nuk ka nevojë për të marrë asgjë prej feve dhe sistemeve që janë poshtë saj. Çdo gjendje e Islamit është për t'u admiruar.

Pejgamberi (a.s.), edhe në ibadet nuk e ka pranuar imitimin e ndonjë elementi që vinte nga jomyslimanët. Ai ndaloi që ky personalitet t'u ngjante jomyslimanëve qoftë edhe në adhurime.

• Resulullahu (a.s.), është shprehur se "ai që përpiqet për t'i ngjarë një populli është prej tyre".

• Në agjërimin e Ashures shtoi një ditë për të mos u ngjarë çifutëve.

Pejgamberi ynë i Nderuar nuk i ka ngjarë ehli kitabit (çifutëve dhe të krishterëve) edhe në çështjen e agjërimit. Ehli Kitabi e vononin iftarin derisa të dukeshin yjet (deri në kohën e jacisë). Ndërsa Pejgamberi, paqja dhe mëshira e Zotit qoftë mbi të, ka urdhëruar që të nxitojmë për hapjen e iftarit. Në hadithin kudsij thuhet:

*"Allahu Teala ka thënë: Më i dashuri prej robërve të Mi për Mua është ai që nxiton për ta hapur agjërimin."* (Tirmidhi, Saum, 13.)

Po ashtu te ehli kitabi nuk ka syfyr. Pejgamberi e ka bërë sunet (traditë) syfyrin dhe ka thënë:

*"Ndryshimi më i rëndësishëm ndërmjet agjërimit tonë dhe agjërimit të ehli kitabit është ushqimi i syfyrit."* (Muslim, Sijam, 46.)

• Gjithashtu vetëm agjërimin e ditës së shtunë e ka bërë mekruh ngaqë është ngjasim me çifutët dhe ka thënë:

*"Mos agjëroni ditën e shtunë përveç agjërimit që ju është bërë obligim."* (Ibn Maxhe, Sijam, 38.)

*"Dita e shtunë dhe e diel janë ditë feste për mushrikët. Unë dua të veproj në kundërshtim me ata."* (Nesai, Xhuma, 1.)

• Siç dihet, para se të vinte Islami praktikohej ibadeti i haxhit që kishte mbetur nga Ibrahimi, por që kishte degraduar.

Mushrikët nuk largoheshin nga Muzdelifeja para se të lindte dielli. Pejgamberi (a.s.), është larguar nga Muzdelifeja para se të lindte dielli për të kundërshtuar haxhin e politeistëve.

"Dëshmorë janë ata që bëjnë çdo lloj sakrifice për Islamin. Andaj duhet t'i shtojmë sakrificat duke u përpjekur për t'u ngjarë atyre dhe për t'u bërë si ata. Vështirësive duhet t'ua vëmë kraharorin për hatër të Islamit."

• I Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, e ka shfaqur kundërshtimin ndaj jomyslimanëve edhe në çështje si lënia e mjekrës, shkurtimi i mustaqeve dhe qethja e flokëve.

Pas hixhretit u ndërtua Mesxhidu'n-Nebevi dhe u

"Të mësuarit e Sijeri Nebi nuk mund të bëhet vetëm me një aktivitet leximi kronologjik. Ata që e njohin më mirë Sijeri Nebi janë ata që jeta e tyre i ngjan më shumë jetës se Resulullahut (a.s.)."

fillua të konsultohej çështja se si do të bëhej thirrja për në namaz.

U propozua që t'i bihej tubit të çifutëve, por Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë nuk e pranoi këtë propozim dhe tha:

"Ky është mjet i çifutëve."

U fol për t'i rënë kambanës, por Pejgamberi ynë i Nderuar tha:

*"Edhe ajo është punë e të krishterëve."*

Pejgamberit, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të, nuk ia pranoi zemra që metoda e Islamit për thirrjen në namaz t'i ngjante metodës së ndonjë populli apo umeti tjetër. Më vonë Abdullah ibn Zejdit (r.a.), iu shfaq ezani në ëndërr. I Nderuari ynë (a.s.), e aplikoi ezanin për t'i ftuar njerëzit në ibadet. (Ebu Davud, Salat, 27-28.)

Resulullahu, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të;

- E ndau në formë të prerë të vërtetën nga e pavërteta.
- Na mësoi dashurinë ndaj atij që e meriton dhe urrejtjen ndaj atij që e bën hak.

Ja një rezultat i shkëlqyer i këtij mësimi:

Osmani (r.a.), pati shkuar si i dërguar në Mekë para marrëveshjes së Hudejbijes. Të afërmit e tij politeistë i thanë:

"Nëse dëshiron, vetëm ti mund ta bësh tavaf Qabenë!.."

Ndërsa Osmani, radijall-llahu anh, tha duke u dhënë një mësim të mrekullueshëm besnikërie:

"Unë nuk mund ta bëj tavaf Qabenë pa e bërë tavaf Pejgamberi! Unë do ta vizitoj Shtëpinë e Allahut vetëm pas atij. Unë nuk rri në një vend ku nuk pranohet i Dërguari i Allahut!.." (Ahmed, IV, 324.)

"Me reflektimin që do të marrim prej të devotshmëve, duhet të përpiqemi që çdo vepër e jona të jetë "Ahsenu amele / vepra më e mirë"."

Resulullahu, alejhi's-selam, na ka treguar "Ata që u janë dhënë mirësi, domethënë, pejgamberët, të sinqertët, dëshmorët dhe të devotshmit" si njerëz të cilët duhet të përpiqemi për t'i pasuar, për t'i dashur dhe për t'u ngjarë.

Bazuar në këto që thamë, ai e kujtoi Ibrahimin me salavate në çdo namaz dhe na sugjeroi që ta marrim për shembull.

Njerëzit që duhet t'i pasojmë duhet të jenë njerëz me të cilët do të dëshirojmë të jemi bashkë me ta në ahiret, sepse një shtyllë e rëndësishme prej bazave të besimit tonë është besimi në botën e përtejme. Për këtë arsye, duhet të mësojmë shumë mirë;

- Jetën e Pejgamberit tonë të Nderuar, domethënë Sijeri Nebi.
- Jetën e pejgamberëve që përmenden në Kuranin Fisnik, zinxhirin e pejgamberëve.
- Jetën e sahabëve të nderuar dhe të evliave. Gjithashtu duhet të jetojmë duke u përpjekur për t'u ngjarë atyre në të gjitha aspektet e jetës.

Ne duhet të lidhemi me sinqeritet ndaj Islamit, Allahut dhe Resulullahut (a.s.).

"Të mësuarit e Sijeri Nebi nuk mund të bëhet vetëm me një aktivitet leximi kronologjik. Ata që e njohin më mirë Sijeri Nebi janë ata që jeta e tyre i ngjan më shumë jetës se Resulullahut (a.s.)."

Dëshmorë janë ata që bëjnë çdo lloj sakrifice për Islamin. Andaj duhet t'i shtojmë sakrificat duke u përpjekur për t'u ngjarë atyre dhe për t'u bërë si ata. Vështirësive duhet t'ua vëmë kraharorin për hatër të Islamit.

Me reflektimin që do të marrim prej të devotshmëve, duhet të përpiqemi që çdo vepër e jona të jetë "Ahsenu amele / vepra më e mirë".

Sa herë që themi Fatihanë, pasi t'i përgjërohemi Zotit (xh.xh.), që të na udhëzojë në rrugën e atyre që u janë dhënë mirësi, i lutemi edhe kështu:

***"...Jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur!"*** (Fatiha, 7)

"Njerëzit që duhet t'i pasojmë duhet të jenë njerëz me të cilët do të dëshirojmë të jemi bashkë me ta në ahiret. Për këtë arsye, duhet ta mësojmë shumë mirë jetën e Pejgamberit tonë të Nderuar, domethënë Sijeri Nebi."

I Dërguari i Allahut (a.s.), na ka mësuar rregullat për të qëndruar larg dhe për të mos i dashur ata që kanë shkaktuar zemërimin e Zotit dhe ata që janë të humbur.

Domethënë se ne;

Kundrejt kësaj bote sekulare e cila përpiqet ta përhapë injorancën moderne dhe të na bëjë për të harruar botën e përtejme, jemi të detyruar që të qëndrojmë larg modës, reklamave dhe stilit të jetës që përhap ajo. Ne jemi të detyruar që ta ruajmë dinjitetin dhe krenarinë e Islamit kundrejt këtyre rrymave plot helm.

O Zoti ynë!.. Bëje moralin tonë si moralin e të Dashurit Tënd!..

Na i shfaq si të shëmtuar kufrin, mëkatin dhe revoltimin! Bëji besimin, veprën e mirë dhe moralin e lartë të dashur për zemrat tona! Na e bëj të mundur të kemi një zemër të pastër, o Zot!..

Amin!..

# Paralajmërimi HYJNOR



Xhafer Durmush

Inzar do të thotë: "Paralajmërim i atyre që nuk i zbatojnë urdhrat hyjnorë, duke ua bërë të qartë se i pret një e ardhme e hidhur." Sjelljet e njeriut kanë nevojë të rregullohen me frikësim ose inkurajim. Shpjegimet më të qarta dhe shembujt më të kuptueshëm, që i përgjigjen nevojës së paralajmërimit, janë fjalët e Allahut të Madhëruar.

***"Ky** (Kuran) **është shpallje e qartë për njerëzit, me qëllim që ata të marrin paralajmërim nëpërmjet tij, që ta dinë se Allahu është Një Zot i vetëm dhe që të këshillohen njerëzit e mençur!"***[1]

Në ajetin e mësipërm, Allahu Teala shprehet se ky Libër i Lartë, është një "deklaratë paralajmëruese". Në Kuranin Fisnik thuhet se pejgamberët, (prej jetës së të cilëve jepen shembuj), janë "paralajmërues dhe përgëzues".[2] Në ajetin fisnik, në të cilin njoftohet profetësia e të Dërguarit të Allahut, sallallahu alejhi ve sellem, së pari përmendet cilësia përgëzues.[3]

I Dërguari i Allahut, (sallallahu alejhi ve sellem), e përkufizon veten duke e përngjasuar me një njeri që njofton popullin e tij se po vjen një ushtri armike dhe i paralajmëron për rrezikun që po afrohet.[4]

Megjithëse paralajmërimi është detyrë e profetëve, në Kuranin Fisnik emri "mundhir" është njëri prej emrave të Allahut Teala.[5] Kjo tregon se Allahu Teala është në dijeni për çdo gjë që bëjmë dhe se ka krijuar çdo lloj mundësie për të na shpënë në rrugë të drejtë.

Feja jonë sublime, gjithmonë kërkon nga ne që në çdo fushë të drejtohemi nga gjërat e mira dhe të dobishme. Po ashtu, kërkon që të jetojmë brenda kornizave të urdhrave hyjnorë duke u larguar nga çdo gjë e keqe dhe e shëmtuar. Për këtë arsye, siç shprehet qartë se askush nuk mund të imponohet në çështjen e pranimit të Islamit,[6] po ashtu, bëhet fjalë edhe për orientimin e sjelljeve në drejtimin e duhur dhe për paralajmërimin e besimtarëve me mënyra të ndryshme pasi kanë hyrë në fenë Islame.

Nisur nga kjo, mund të themi se inzari (paralajmërimi hyjnor) është metodë efikase që mund të përdoret për ta tërhequr njeriun drejt sjelljeve të përshtatshme ndaj synimeve të fesë së tij duke ngjallur frikë te ai dhe për të hequr disa pengesa psikologjike.

Në ajetin fisnik, thuhet: ***"Ne i frikësojmë ata** (në mënyra të ndryshme)**."***[7] Krahas kësaj, shprehet se paralajmërimi hyjnor, për të cilin po flasim, nuk ka dhënë ndonjë ndikim për mirë te mohuesit, por përkundrazi, ua ka shtuar atyre humbjen. Nga kjo, kuptohet se ndikimi i paralajmërimit hyjnor, vërehet më shumë te njerëzit besimtarë. Një paralajmërim, baza e të cilit mbështetet në besim, e forcon dëshirën e njeriut për t'i zhvilluar sjelljet e tij në anën e mirë.[8]

Për këtë arsye, besimtarët janë grupi që së pari synohen në qindra ajete në të cilat kalojnë foljet "hauf", "inzar" dhe "ittika", në historitë që tregojnë për humbjet që kanë pësuar popujt të cilët nuk ia kanë vënë veshin paralajmërimeve hyjnore. Në këtë mënyrë, Allahu i Madhëruar ka urdhëruar që ata të mos mposhten ndaj vetes dhe shejtanit të mallkuar, sepse shejtani bën dredhi të ndryshme e ngre kurthe, duke ndryshuar gjithmonë petk dhe përpiqet ta vjedhë besimin, duke penguar nga rruga e drejtë.

Nëse nuk mund ta bëjë këtë, përpiqet ta zbrazë brendësinë e punëve të mira dhe t'i largojë besimtarët nga sinqeriteti. Faktikisht, kjo është natyra e tij. Ndërsa natyra e vetes është dembelizmi. Nisur

1. Sureja Ibrahim, 14/52.
2. Sureja Nuh, 11/2. el-Hixhr, 15/89, etj.
3. Sureja el-Bakara, 2/119. el-Isra, 17/105.
4. Buhari, rikak, 26.
5. Sureja ed-Duhan, 44/3.
6. Sureja el-Bakara, 2/257.
7. Sureja el-Isra, 17/60.
8. Shik. T.D.V. Islam Ansiklopedisi, Inzar Maddesi, Hayati Hökelekli.

nga kjo, ajo duhet të paralajmërohet shpeshherë për shkak të këtij dembelizmi që ka në strukturën e saj.

Allahu i Madhëruar e urdhëron kështu të Dërguarin e Tij të dashur, sallallahu alejhi ve sellem: *"Këshilloji me Kuran ata që frikësohen nga kërcënimi Im!"*[9] Ky ajet duhet të ketë një kuptim të veçantë në syrin e besimtarëve që ndjejnë se lëviz diçka nga brendësia e tyre kur lexohet Kuran...

Edhe njëra prej çështjeve që na bën të falënderojmë sa herë që lexojmë fjalën hyjnore, është kjo: Allahu Teala na paralajmëron me këtë dhe qindra ajete të tjera fisnike. Nganjëherë na fton për t'u zgjuar, duke na përkujtuar momentet e tmerrshme të ditës së takimit, nganjëherë duke folur për ndëshkimin përvëlues që do të rrethojë jobesimtarët[10] dhe nganjëherë duke na treguar historitë mësimdhënëse të popujve të kaluar...

Ja, në këtë çështje, një dimension i ndryshëm i paralajmërimit hyjnor, na tërheq vëmendjen: Në Kuranin Fisnik njoftohet se edhe shejtani i frikëson miqtë e tij dhe në fjalinë e fundit të ajetit në fjalë, thuhet:

9. Sureja Kaf, 50/45.
10. Sureja ez-Zumer, 39/71; Sureja Ibrahim, 14/44, etj.

*"Nëse keni besuar, mos kini frikë prej atyre, por frikësohuni vetëm prej Meje."*[11]

I lartësuar është Allahu! Paralajmërimet e Allahut të Madhëruar, nuk janë paralajmërime të thata e të mbështetura në dyshime si frikësimet e shejtanit të mallkuar. Allahu i paralajmëron robërit e tij për rreziqet që do të ndodhin. Po ashtu, i urdhëron që të largohen nga sjelljet e shëmtuara. Në këtë mënyrë, frikësimi i Tij kthehet vetëm në mëshirë...

Nisur nga aspekti i këtyre shpjegimeve, njerëzit nuk duhet të pandehin se Islami është fe e frikës. Përkundrazi, Islami është një strukturë e përkryer që përmbledh të gjitha specifikat e zhvillimit të një personaliteti psikologjik, ekuilibrues dhe të shëndoshë që dëshiron të nxjerrë në pah. Në këtë mënyrë, Islami i jep përparësi përfitimit sipas nevojës nga motivet që e vendosin në lëvizje dashurinë dhe frikën në edukim.

Nëse dëshirojmë të bëjmë një jetë sipas Islamit, ku frika dhe shpresa janë në masat ideale dhe nëse dëshirojmë që në jetën e amshueshme të arrijmë ato që shpresojmë, atëherë duhet të qëndrojmë larg gjërave të këqija prej të cilave paralajmërohemi.

11. Sureja Ali Imran, 3/175.

## SË PARI, PASTRIMI SHPIRTËROR

Në ajetin fisnik, thuhet:

***"Për shpirtin dhe për Atë që e ka përsosur duke ia bërë të njohur atij të keqen e të mirën! Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë. Ndërsa, kushdo që e shtyp atë*** *(me punë të këqija)*, ***do të dështojë."*** (Sureja esh-Shems, 91/7-10.)

Kur e lexojmë këtë ajet fisnik, mendoj se gjithmonë duhet ta kemi parasysh pastrimin shpirtëror...

E di se sëmundjet që i ngjiten trupit, më së shumti e privojnë njeriun nga disa mirësi. Ndërsa sëmundjet që i ngjiten zemrës, bëhen shkak për humbjen e përhershme, nëse nuk bëhet ndërhyrje në kohën e duhur...

Njerëzit e urtë kanë thënë: "Sëmundjet që zënë shpirtin janë shtatë llojesh. Ato korrespondojnë me shtatë dyert e xhehenemit. Për këtë arsye, përderisa njeriu të mos i shkulë nga shpirti këto shtatë sëmundje dhe t'i hedhë, dyert e xhehenemit nuk konsiderohen të mbyllura për të."

Sëmundjet për të cilat po flasim, i kanë radhitur kështu: "Pëlqimi i vetes, shtirja, mendjemadhësia, zemërimi, smira, dashuria ndaj pasurisë dhe dashuria ndaj pozitës."

Për t'u hapur vend në zemër cilësive të bukura që janë të pëlqyeshme te Allahu Teala, së pari duhet të shkulen nga aty cilësitë e këqija dhe të padëshirueshme. Për të realizuar pastrimin shpirtëror, i cili do t'u japë sinqeritet dhe ndershmëri veprave tona, këto dy cilësi duhet t'i kemi primare në jetë.

Nëse synojmë të arrijmë suksesin në provimin e jetës, atëherë jemi të detyruar t'i planifikojmë punët dhe kohën e tyre në një mënyrë serioze. Siç thonë edhe të vjetrit: "Patjetër duhet të respektohet radha nga më e rëndësishmja te e rëndësishmja"...



# Begatia e BESMELESË

Prof. dr. Imail Lutfi Çakan

Myslimani nuk e bën një punë për të cilën nuk mund të thotë besmelenë

Për shkak të këtyre ditëve në të cilat po përjetojmë "begatinë e Ramazanit" si umet dhe të ditëve që kemi përpara kur shkollat do të mbyllin dyert dhe do të fillojë pushimi veror e kurset e Kuranit, do të ishte shumë e qëlluar nga aspekti i kohës për të folur rreth begatisë së besmelesë e cila thuhet në fillim të çdo pune dhe e cila ka një begati të madhe.

Çdo kulturë dhe civilizim ka shprehjet dhe frazat e veta specifike për fillimin e fjalës dhe punës. Suneti profetik i cili në një kontekst do të thotë kultura islame, ka metodën e fillimit me në qendër tevhidin që ia ka dhënë jetës ditore të umetit, madje ka fjali në forma të caktuara: Besmeleja apo përmendja e emrit të Allahut.

Para së gjithash, libri ynë i shenjtë, Kurani Fisnik fillon me besmele dhe hamdele (falënderim ndaj Zotit). Në ajetin e parë që është shpallur gjendet fjalia "ikra' bismi rabbik / lexo me emrin e Zotit tënd". Kurse ezani Muhamedi që është prej simboleve të Islamit, fillon me shprehjen All-llahu ekber. Fillimi në këtë formë tregon se civilizimi ynë së pari posedon edukatën e dhikrull-llahut (përmendjes së Allahut) dhe se është një civilizim i begatisë.

Edhe transmetimet që tregojnë se mungesa e besmelesë do të thotë mungesë e begatisë, e përforcojnë nga aspekte të ndryshme veçorinë specifike, për të cilën po flasim, të civilizimit tonë. Tri transmetime në lidhje me këtë çështje janë si më poshtë:

Transmetohet nga Ebu Hurejre (r.a.), se i Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, ka thënë: *"Çdo vepër e vlefshme/legjitime që fillon pa bismi'l-lahi'rr-Rrahmani'rr-Rrahim është e pafrytshme."*[1]

*"Çdo fjalë që nuk fillon me përmendjen e Allahut është e pafrytshme/e cungët."*[2]

*"Çdo fjalë apo vepër që nuk fillon me përmendjen e Allahut është e pafrytshme/ e pa bereqetshme."*[3]

Shumica dërrmuese e transmetimeve rreth temës për të cilën dhamë tri hadithe si shembull, shprehin se janë të pa bereqetshme, të pafrytshme dhe të cungëta veprat dhe fjalët që nuk fillojmë "bi'l-hamd /

me elhamdulil-lah, kurse disa të tjera prej tyre thonë "bi dhikril-lah /me përmendjen e Allahut".

"Përmendja e Allahut" është gjëja që duhet të bëhet në fillim, në mënyrë që të mos jetë e pafrytshme, e cungët dhe e pa bereqetshme fjala legjitime që do të thuhet dhe vepra legjitime dhe e dobishme që do të bëhet.

Kjo detyrë dhe edukatë kryhet duke thënë qoftë bismil-lah, apo qoftë elhamdulil-lah apo qoftë vetëm Allah.

Shembullin më të famshëm të kësaj në kulturën dhe letërsinë tonë e shohim te Mevludi i Sulejman Çelebiut (v. 825/1422) që populli ynë e ka përvetësuar me një pëlqim të madh.

Pasi profesori i tij i tha:

"Ty të thonë këndues mevludi.", i ndjeri Mehmet Akifi i tha:

"...Ah sikur të isha i tillë! Por ja që nuk e kam arritur këtë gradë akoma!..

Gjysh Sulejmani nuk mund të arrihet, sepse është shumë lart!" Ai e vlerësonte shumë të ndjerin Sulejman Çelebiun. Mevludin e njohur me titull "Vesiletu'n-Nexhat" e filloi me vargjet:

Së pari le të përmendim emrin e Allahut
Kjo është detyrë për çdo njeri në çdo punë
Kushdo që e përmend në fillim emrin e Allahut
Allahu ia begaton çdo punë
Nëse çdo punë fillon me emrin e Allahut
Fundi i saj do të jetë i frytshëm
Nëse gjuha thotë Allah një herë me dashuri
Bien të gjitha mëkatet si gjethet në vjeshtë
Ai që e përmend emrin e dëlirë bëhet i dëlirë
Ai që thotë Allah e arrin çdo gjë që dëshiron

I ndjeri Çelebiu me këtë hyrje e ka kryer detyrën e "përkujtimit të Allahut", apo thënë me një shprehje tjetër, e ka kryer detyrën e thënies së "besmelesë". Edhe umetit ia ka këshilluar dhe sugjeruar këtë edukatë. Sepse besmeleja dhe dhikrull-llahu (përmendja e Allahut) janë pohim dhe shpallje e marrëdhënies që kanë me njëri-tjetrin të qenët Zot me të qenët rob i Zotit.

Po, besmeleja është një hyrje, një lidhje dhe një shprehje e besnikërisë. Përkujtimi dhe shprehja e emrit të krijuesit të gjithësisë në fillim të çdo pune dhe fjale legjitime duke marrë fuqi prej Tij, do të thotë që të mos e marrim në konsideratë ekzistencën tonë në një kontekst, të pohojmë fuqinë e pashembullt të të madhit të vërtetë dhe kështu ta përforcojmë fuqinë tonë.

Këtë situatë e ndjejnë pothuajse të gjithë që e fillojnë punën e tyre duke thënë besmelenë. Kështu që e bëjnë punën e tyre me më shumë besim dhe kënaqësi. Marrja e kënaqësisë shpirtërore nga fjalët dhe punët që fillojnë pa besmele është si marrja e shijes nga ushqimi që nuk ka kripë. Ushqimi pa kripë nuk mund të hahet sado që produktet të jenë cilësore apo sado që kuzhinieri të jetë specialist. Kështu që edhe përpjekjet e dhëna shkojnë dëm, bëhen shkak për pendim e debat dhe nuk japin ndonjë rezultat pozitiv.

Besmele do të thotë begati, kurse mungesa e besmelesë do të thotë mungesë e begatisë. Edhe populli ynë thotë: "Shejtani përzihet në punën pa besmele." Në këtë mënyrë ka treguar shkakun e vërtetë të mungesës së begatisë dhe atë që duhet të bëhet për tërheqjen e bereqetit. Gjithashtu populli shpesh i cilëson si fëmijë të filluar pa "besmele" ata që janë trazovaçë.

### SHOQËRIA ISLAME ËSHTË SHOQËRIA E BESMELESË

Ditën apo ditët e tjera që pasojnë lindjen e fëmijëve myslimanë në njërin vesh u këndohet ezani dhe në veshin tjetër u këndohet ikameti. Krahas kësaj, besmeleja gjendet edhe në ninullat që nënat ua këndojnë atyre për t'i vënë në gjumë. "Të këndoj ninulla që të flesh, do të të rris me besmele." Edhe fjalët "zgjohet me besmele dhe ndriçohet me dritën e saj", janë argumenti i fenomenit "të besmelesë nëpër ninulla".

Përveç të tjerash, besmeleja përmendet edhe në ilahitë e mejtepeve. Krahas kësaj, aty shprehet edhe respekti ndaj besmelesë, në mënyrë që të pranohen lutjet e përgjërimet. Aty i përgjërohemi Allahut Teala në formën: "Na e prano lutjen për respekt të besmelesë!"[4]

Nga ana tjetër, në historinë e edukimit dhe kulturës sonë bëhej ceremonia Bed'i besmele[5]. Ajo kryhej duke u ulur fëmijët para hoxhës e duke thënë besmelenë. Këta ishin fëmijë që kishin arritur moshën e edukimit dhe cilësoheshin si shoqëria e besmelesë. Të gjithë ata përbëheshin nga fëmijët e burrave të sarajeve dhe të shtetit. Edhe ceremonia bed'i besmele që bëhej kur fillonte edukimi siç bëhej "ceremonia e hatmes" kur mbaronte leximi i Kuranit Fisnik dhe "ceremonia e hafizllëkut" kur mbaronte hafizllëku, bie në sy si një fillim domethënës në rrugën për t'u bërë mysliman e për t'u edukuar dhe një fillim i institucionalizuar deri në një masë.

## BREZAT QË NUK DINË TË THONË BESMELENË

Të rinjtë e varur dhe që nuk shpëtojnë dot nga produktet e teknologjisë së sotme, me identitetin e tyre, apo thënë më saktë, me mungesën e identitetit të tyre që nuk ka shqetësim tjetër përveç hallit për të ndjekur axhendën që ua shfaq media sociale, sa herë në ditë mendojnë ta thonë besmelenë dhe sa herë e thonë?

Koprracia në lidhje me besmelenë që kanë familjet apo fakti që pjesëtarët e familjes harrojnë ta thonë besmelenë haptazi qoftë edhe kur fillojnë të hanë ushqim, sigurisht se ndikon negativisht edhe te fëmijët dhe në këtë mënyrë mosdhënia e selamit dhe mosthënia e besmelesë përhapet në çdo fushë të jetës ditore.

Krahas të rinjve që nuk dinë të marrin gusul, shtimi edhe i të rinjve që nuk dinë të thonë besmelenë apo që nuk e kanë bërë zakon thënien e besmelesë, do të thotë një dhimbje e madhe dhe një fatkeqësi që nuk mund të parandalohet për një afat të gjatë. Sepse në shoqërinë dhe civilizimin Islam çdo punë e lejuar dhe legjitime qoftë e madhe apo e vogël fillon me besmele. Çdo punë apo çdo fjalë që është haram nuk fillohet me besmele. Thënia e besmelesë në haram me dije dhe qëllim, e nxjerr njeriun nga besimi dhe e shtyn drejt kufrit. Kurse fillimi i punëve të lejuara dhe legjitime pa besmele sjell mungesë të begatisë.

## LIDHJA NDËRMJET BESMELESË DHE BESIMIT

Lidhjen ndërmjet besmelesë dhe besimit e shohim qartë në këtë ajet fisnik: ***"Hani vetëm atë mish, gjatë therjes së të cilit është përmendur emri i Allahut, nëse vërtet besoni në shpalljet e Tij."***[6] ***"Është e ndaluar për ju ngrënia e cofëtinës, e gjakut, e mishit të derrit, e mishit të kafshës që është therur jo në emër të Allahut…"***[7]

Kurse disa hadithe fisnike të cilat na sugjerojnë që ta themi besmelenë përgjatë jetës ditore mund t'i radhisim si më poshtë:

Nëna jonë, Aishja (r.anha), transmeton se i Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të, ka thënë:

*"Kur dikush të hajë ushqim le të thotë "Bismi'l-lah /me emrin e Allahut". Nëse harron ta thotë besmelenë në fillim të ushqimit, (kur t'i kujtohet) le të thotë: "Bismi'l-lahi fi evvelihi ve ahirihi / me emrin e Allahut në fillim dhe në fund.""*[8]

"Ai që thotë kur del nga shtëpia: "Bismi'l-lahi, tevekkeltu alall-llah, la havle ve la kuvete il-la bi'l-lah.", mbrohet nga rreziqet dhe shejtani largohet prej tij."[9]

Xhabir ibn Abdullahu, radijall-llahu anh, transmeton se Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.), ka thënë:

*"(Kur të hysh në shtëpi) mbylle derën duke thënë bismil-lah, sepse shejtani nuk mund ta hapë një derë që mbyllet (me besmele). Shuaje llambën duke thënë besmelenë. Thuaj besmelenë dhe mbylle enën e ushqimit qoftë edhe me një copë dërrase. Po ashtu thuaj besmelenë dhe mbuloje enën e ujit."*[10]

Bera (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, thoshte kur hynte në shtrat: *"All-llahumme bismike ahja ve bismike emut / o Allah! Jetoj me emrin Tënd dhe vdes me emrin Tënd."* Kurse kur zgjohej nga gjumi, thoshte: *"Elhamdulil-lahilledhi ahjana ba'de ma ematena ve ilejhi'n-nushur / Falënderimi i takon Allahut i Cili na ngjall pasi na i merr shpirtrat. Ringjallja i përket vetëm Atij."*[11]

Abdullah ibn Omeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij dhe babait të tij, transmeton se kur xhenazja vendosej në varr Pejgamberi thoshte: *"Bismil-lah ve ala mil-leti Resulil-lah / (Ty po të vendosim në varr) me emrin e Allahut dhe duke qenë në fenë e Resulullahut."*[12]

Të gjitha këto transmetime tregojnë se jeta e myslimanit nga lindja e deri në vdekje duhet të jetë e stolisur dhe e pajisur me emrin e Allahut dhe me vepra dhe fjalë që bëhen e thuhet vetëm për hir të Tij. Pra, ato tregojnë qartazi se ajo duhet të jetë një jetë e vlerësuar në këtë mënyrë. Ja pra, ky është bereqeti i vërtetë i besmelesë. Ja pra, këtu është begatia e vërtetë e besmelesë. Domethënë në kuptimin e posedimit të begatisë përgjatë gjithë jetës. Në të vërtetë, myslimani i mirë dhe i pjekur, siç e kemi shprehur në fillim të artikullit, është ai që nuk e bën një punë për të cilën nuk mund të thotë dot besmelenë.

**REFERENCAT:** ***1)*** Sujuti, Xhamiu'l-ehadith, XV, 314 (Ruhavi (v. 612/1215), transmetuar nga el-Erbeun); Kenzu'l-ummal, I, 555. ***2)*** Abdurrezzak, Musannef, VI, 189. ***3)*** Ahmed ibn Hanbel, Musned, II, 359 (Hadithi nr. 8697).***4)*** ër informacion më të gjerë në lidhje me temën shik. Neni "Besmeleja" në DiA (Enciklopedia Islame e Dijanetit /Entit për çështjet fetare të Republikës së Turqisë), V, 529-540.***5)*** Shik. Pakallën, Osmanlı Tarih Deyimleri ve Terimleri Sözlügü – Fjalori i shprehjeve dhe termave të historisë osmane, I, 192-193 (Stamboll, 1971).***6)*** En'am, 118. ***7)*** Maide, 3. ***8)*** Tirmidhi, Et'ime, 47; Ebu Davud, Et'ime 15; Ibn Ma'xhe, et'ime 7; Darimi, Et'ime 1. ***9)*** Tirmidhi, Daava, 34. ***10)*** Ebu Davud, Eshribe, 22. ***11)*** Muslim, Dhikr, 59. ***12)*** Ibn Maxhe, Xhenaiz, 38.

*Nëse fillon,*
*falënderimi nuk ka skaje.*

*Eja dhe shpëto*
*nga ankesat, sepse*
*shpërblimi i falënderimit*
*është xheneti.*

# FALËNDERO ALLAHUN!

*Neslihan Nur Turk*

A nuk është kjo humbja më e madhe e jotja? Ti nuk mund të gjesh kohë për shkak të ankesave dhe në këtë mënyrë, nuk mund të falënderosh. Por nëse do ta falënderoje Zotin, nuk do të kishe kohë për asgjë tjetër. Kështu që falëndero! Falëndero Allahun Teala që të bëri umet të Muhamedit, sallallahu alejhi ve sellem, i cili, me çdo gjendje të tij, është shembulli më i përkryer për njerëzinë.

Allahu të fali imanin dhe Islamin. Të dha fuqi për ta adhuruar atë dhe mëshirë për të bërë të mira. Ndërsa përpara disa ditësh, ti ankoheshe "për shkak se nuk kishe një fëmijë" edhe pse të ka dhënë gjithë ato të mira.

Allahu të formoi ty nga një pikë e vogël. Të bëri të qeshësh kur ishe foshnje. Të bëri të ulesh, të ecësh dhe të rritesh. Krijoi shkaqet për t'u realizuar këto. Prindërit dhe ata që të donin, i stolisi me dhembshuri. Ndërkohë që ti nuk dije asgjë rreth botës, ajo rrotullohej rreth teje. Ishe fëmijë, u bëre i ri dhe u rrite. Tani ndoshta je i moshuar apo ndoshta pret për t'u plakur...

Sa herë që ke parë pasqyrën në çdo periudhë dhe gjendje, ke pasur një fytyrë për të parë. Allahu i Madhëruar të ka dhënë vetullat, sytë, hundën, nofullën, veshët dhe faqet. Ndërkohë që këtë mëngjes duhej ta falënderoje Allahun (xh. xh.), për këto, ti shqetësohesh për një puçërr të vogël që të ka dalë në faqe.

Ai të dha gjuhë. Të mësoi si të shprehësh hallin tënd. Të mori uria. Qave dhe të erdhi qumështi. Qeshe, u kënaqe dhe të erdhi buzëqeshja. Përballë, gjithmonë ke pasur një bashkëbisedues. Shumicën e kohës që ke thënë se je vetëm, ke pasur pranë dikë. Ndoshta nuk e ke ndierë, por edhe kur nuk ke pasur asnjë, ke pasur Allahun.

Në fakt, asnjë çast nuk ke qenë vetëm. Të ka mbrojtur, të ka vëzhguar, të ka ushqyer dhe të ka dashur. Edhe për këtë, ka krijuar shkaqe.

Ai ka të vëzhguar edhe në momente kur je mërzitur e ke qarë, kur ke rënë në neglizhencë dhe ke bërë gabime. Të fshehtën tënde, nuk ia tregoi askujt përveç atë që ka qenë në të mirën tënde. Ushqimet që t'i bëri kësmet për sofrën tënde, i përtype me dhëmballët që të ka dhënë. Ëmbëlsinë e mirësive, e shijove me gjuhën që të ka dhënë. Shpesh herë ke harruar, por bukën e ke zbutur me ndihmën e pështymës që ka krijuar ai.

Të ka dhënë një fyt me anë të cilit e gëlltit ushqimin. Të ka dhënë një stomak funksionues dhe e ke tretur atë. Të ka dhënë veshka e zorrë të shëndosha dhe e nxore jashtë trupit tënd tepricën e ushqimit. Ndërkohë që çdo muskul i cili punon dhe çdo qelizë që shërben duhet të jetë shkak për ta falënderuar Allahun Teala, ditë më parë ankoheshe për makinën që nuk e more dot.

Të dha flokët fije fije që ti i kreh dhe u jep formë. Ndërkohë ato të zbukurojnë. Ke një lëkurë të bukur e të mbrojtur nga plagët dhe sëmundjet. Të ka dhënë thonj të shëndetshëm. Këmbët e tua mund të ecin. Krahët tu zgjatën. Gjunjët dhe kyçet, mund të përthyhen. Gishtat e kyçet i ke pa mangësi dhe bërrylat nuk të dhembin. Ke një hundë që nuhat dhe një sistem nervor të mrekullueshëm që të mundëson të ndjesh të mirën duke u ndikuar nga e bukura.

Ke gjak që qarkullon. Ke mendje që të përzihet. Ke zemër që punon. Ndërkohë që ke gjithë ato mirësi të cilat i zotëron pa dhënë asnjë mundim dhe pa paguar asnjë çmim, ti dje, me pretekstin se nuk ke një shtëpi më të madhe, ankoheshe për mysafirët që të erdhën.

Përsëri ti i bëre këto edhe pse të ka dhënë mbulesë mbrojtëse për sytë, virtyt për fjalët, dashuri dhe vizion. Mbi të gjitha, të është bërë kësmet namazi. Ti je njeri, madje mysliman. Allahu ta ka dhënë këtë përsosmëri. Nuk të krijoi mace. Ti nuk e kërkon ushqimin tënd nëpër koshat e plehrave. Shumë njerëz, në të njëjtën kohë, e nxjerrin ushqimin e tyre nga mbeturinat. Zoti nuk të krijoi qen. Ti nuk fle nëpër rrugë. Shumë njerëz, në të njëjtën kohë, flenë nëpër rrugë. Je në pëllëmbë të dorës. Shumë vëllezër të tu, në të njëjtën kohë, shtypen nën këmbët e tiranëve. Allahu ta vendosi emrin "krijesa më fisnike".

Krijuesi të tha "mëkëmbësi im".[1] Veshët të dëgjojnë, sytë të shikojnë dhe zemra të ndjen. Në të njëjtën kohë, shumë të tjerë si ti janë krijuar "bel hum edal".[2] Ndërkohë që mund t'i shtosh mirësitë duke e falënderuar Allahun Teala, ti ankohesh se nuk ke arritur kulmin dhe shumë gjëra të tjera. Ndërkohë që premtimi i Allahut është i qartë dhe shpërblimi për falënderimin është i bollshëm,[3] pak më parë ankoheshe se nuk ke fituar më shumë para.

Në anën tjetër, ka robër që falënderojnë edhe për vështirësitë. Ka robër të devotshëm që falënderojnë edhe për varfërinë. Ata e pranuan të mirë çdo gjë që u vinte nga ai. Në çdo gjë që u ndodhte, panë mirësi. Ata e pranuan për mirësi atë që u jepej dhe atë që nuk u jepej. Falëndero Zotin! Ty nuk të ka ndodhur fatkeqësi më të mëdha!

Ndërkohë që ti e kthen mirësinë në fatkeqësi me vesveset e tua, ka shumë robër që e kthejnë fatkeqësinë në mirësi duke menduar mirë për Zotin. Ka shumë robër që janë të kënaqur me urinë dhe sëmundjen, ndërkohë që ti nuk kënaqesh me tejngopjen dhe shëndetin...

1. (el-Bakara 30.)
2. (el-A'raf 179.)
3. (el-Fatir 30.)



Mos u habit nesër nëse vonohet hyrja jote në xhenet. Falënderojë atë që të ka lajmëruar për këto ashtu që të mos ndodhë kjo vonesë dhe që të bëhesh prej atyre që arrijnë rehatinë e përhershme. Mos u fut te mosmirënjohësit që janë shumë, por futu te falënderuesit që janë pak.[4] Nuk e di. Shumë njerëz kanë një sëmundje prej të cilës nuk mund ta ndjejnë të ngrohtit. Për këtë arsye, nuk mund ta kuptojnë edhe nëse u digjet lëkura. Ata e kuptojnë se janë djegur kur të nuhasin erën e mishit të djegur. Ndërkohë që duhet të falënderosh për trupin tënd që ndjen, verën e kaluar ankoheshe se koha ishte shumë e nxehtë.

Po ashtu, Zoti bëri që të flasin edhe gurët, në mënyrë që ti të kuptosh. Duhet të mendosh, apo jo? Guri ametist është një guri i thjeshtë për atë që e shikon nga jashtë, por ai e ka të fshehur brenda fytyrën e tij shumë të bukur për ata që e ndajnë atë me durim dhe besim.

Çdo gjë, pret me mallëngjim njeriun që do ta perceptojë urtësinë e saj. Duhet të mendosh, apo jo? Përse Hizri e shpoi anijen? Përse e ngriti murin? Përse e goditi fëmijën?[5]

Falënderim i vërtetë, nuk është ai falënderim që bëhet vetëm kundrejt mirësive, por ai që bëhet edhe kundrejt vështirësive, sepse vështirësia nganjëherë të mbron nga fatkeqësi më të mëdha dhe nganjëherë të shpie te mirësi të reja e më të mëdha. Mbi të gjitha, falënderimi kundrejt Allahut është falënderim për shkakun! Është perceptim i mirësisë që ndodhet në brendësi të ngjarjeve sido që të jenë në aparencë dhe përkujtim i asaj që ke perceptuar. Ne nuk duhet të kënaqemi vetëm me atë që na jep, por edhe me atë që nuk na jep. Ndërkohë që duhet të veprojmë kështu, më parë ti ankoheshe se poshtë vetullës, ke syrin.

Je në të drejtë dhe mërzitesh se nuk mund ta marrësh të drejtën tënde. Falëndero! A është më mirë sikur të ishe ti i padrejti? Brengosesh se të ka ikur namazi. Falëndero! A do të ishte më mirë sikur të mos e kishe një hall të tillë? Falëndero për plagët dhe dhimbjet që gjithmonë të bëjnë të thuash: “Aman o Zot!” A do të ishte më mirë sikur të ishe prej neglizhentëve që nuk kanë plagë?

Falëndero për varfërinë tënde! A do të ishte më mirë sikur të ishe prej të pasurve koprracë? Lëre tani, mos e shiko si fëmijë akulloren që e ka dikush në dorë dhe po e lëpin! Falëndero për bukën që ke në dorën tënde! Kujto, sepse po harron shumë shpesh: Ka shumë njerëz të përmalluar për atë copë buke që ke. Për hir të Allahut, mendo! Ndërkohë që shumë njerëz nuk kanë shtëpi për ta ngrohur, dimrin e kaluar, ti ankoheshe për shkak se shtëpia jote nuk ngrohej mirë.

Falëndero në çdo lloj gjendjeje! Edhe kur të të gurëzojnë, më së paku ka dy shkaqe për të falënderuar: Nëse i ke merituar ata gurë, falëndero që ke njerëz besimtarë që të urrejnë për këtë. Nëse nuk i ke merituar, falëndero për shkak se të pastrojnë dhe të afrojnë te Allahu me anë të atyre torturave që të bëjnë t’i vuash! Mos u mërzit nga të mjaftuarit me atë që ke. Falëndero dhe gëzohu! Gëzohu dhe zbukurohu! Ndërkohë që zbukurohesh, përsëri falëndero! Kuptoje se asnjëherë nuk mund ta falënderosh Zotin aq sa duhet dhe përsëri falëndero!

***Nëse fillon, falënderimi nuk ka skaje.***

***Eja dhe shpëto nga ankesat, sepse shpërblimi i falënderimit është xheneti.***

4. (en-Neml 73.)
5. (el-Kehf 82.)

# Shkrimet e pabaza rreth Shëndetit



Fërat Erdogan

Këtë muaj kishim për qëllim të flisnim rreth vaksinave të kohës së fëmijërisë, por kur çështja më kryesore në lidhje me temën u bë ndotja informatike, atëherë titullin shkurtimisht e bëra rreth temës që i përgjigjej pyetjes se "si t'i lexojmë informacionet (që duken sikur janë në lidhje) me shëndetin"?

Në këtë shkrim i kam kaluar detajet teknike rreth temës të cilat kanë një dimension aq të madh saqë mund të mbushin libra dhe jam përpjekur të transmetoj principet themelore. Veçanërisht kam përfituar edhe nga terminologjia e shkencave fetare nëpërmjet të cilave mendojmë se masa e gjerë e lexuesve tanë do ta kuptojë më lehtë çështjen.

Edhe pse kemi cekur një temë krejtësisht të ndryshme, ajet fisnik i 66-të i sures Al Imran i cili shprehet: ***"Mirë ju polemizoni për gjëra që keni një farë dijenie*** (për çështje që lidhen me Musain a.s. dhe Isain a.s.), ***por, pse polemizoni për atë, për të cilën s'dini asgjë*** (për Ibrahimin a.s.)***? Allahu e di hollësisht, ndërsa ju nuk dini asgjë për këtë."***, na kujton se njeriut nuk i ndryshojnë zakonet.

Problemi më i rëndësishëm i këtij shekulli është që njerëzit kanë/japin mendime në lidhje me çështjet që nuk kanë dije. Për fat të keq, ata që japin mendime rreth çështjeve mjekësore me në krye vaksinat dhe ilaçet, informacioni i tyre është shumë i kufizuar. Kurse ata që kanë informacion ngaqë nuk denjojnë të flasin apo nuk dëshirojnë të bëhen palë në këtë rrëmujë, mejdani u mbetet të paaftëve apo shfrytëzuesve.

Le ta freskojmë pak memorien: Sa shkrime rreth shëndetit që përfshijnë pohime sensacionale keni lexuar së fundi dhe sa prej tyre kanë në fund emrin e ndonjë personi apo institucioni? Ose a ka ndonjë që ka marrë në një farë mënyrë edukim mjekësor prej miqve që ua kanë dërguar ato shkrime?

Siç e dini, shkenca e hadithit është themeluar përsosmërisht për sa i përket metodologjisë. Ajo e merr tekstin, e shikon dhe e kalon nëpërmjet dhjetëra sitash të përpikta. Pastaj sheh senedin (zinxhirin e transmetimit) të tekstit. Kush e ka apo kanë transmetuar? U nxirret gjenealogjia një nga një të gjithë personave transmetues. Aty fillohet nga morali e shëndeti mendor i tyre duke u vlerësuar çdo detaj. Pastaj vazhdon studimi në formën: Nga kush ka marrë mësim? A ka marrë në të vërtetë ixhazet (diplomë) nga hoxha i tij?

Për sigurimin dhe mbrojtjen e qetësisë dhe lumturisë së nevojshme për njerëzimin ka pesë çështje themelore të nevojshme. Këto quhen "darurijjati dinijje" që do të thotë çështje jetike. Këto pesë çështje bazë janë: 1- Mbrojtja e jetës, 2- Mbrojtja e mendjes, 3- Mbrojtja e fesë, 4- Mbrojtja e pasardhësve dhe 5 – Mbrojtja e pasurisë. Ngaqë tema për të cilën po diskutojmë flet në mënyrë të drejtpërdrejtë për tri prej këtyre dhe në mënyrë indirekte për dy prej këtyre, pandeh se nuk do të ishte gabim të thoshim që meriton përpikëri më e pakta sa shkencat fetare.

Le të fillojmë kështu: Kush është autori i shkrimit që keni lexuar? A i dihet e kaluara? A po flet në fushën ku është specialist apo në fushën ku nuk është i tillë? Çfarë edukimi ka marrë në lidhje me shkencat e shëndetësisë? Cili është institucioni prej të cilit e ka marrë edukimin e specializimit dhe kush kanë qenë profesorët e tij? A ka bërë ndonjë punim shkencor, a ka shkruar ndonjë material apo ndonjë pjesë libri në lidhje me çështjet që po flasim në artikull? Nëse ka shkruar, në cilën revistë është botuar? A është vlerësuar dhe a ka marrë citime shkrimi i tij nga shkrimtarët e tjerë? Ne duhet të

bëjmë një listë të tillë pyetjesh që parashtrohen në këtë mënyrë.

Mos hezitoni, por emrin e tij shkruajeni në një motor kërkimi në internet. Ne nuk kemi çfarë t'u themi atyre që thonë se nuk kanë kohë për këtë apo se nuk kuptojnë nga këto gjëra. Sidoqoftë, ata që ia lënë veten dhe pasardhësit e tyre amanet një mesazhi të rastësishëm që u vjen në telefon, nuk do ta marrin seriozisht as fjalën tonë.

Ju në fakt nuk u kushtoni rëndësi personave të panjohur për të cilët thuhet: "Një punim që ka bërë shumë bujë, një shkencëtar amerikan, mjekët gjenetikë japonezë...", por një gabim që bëhet shpesh është ky: Të vlerësosh mendimet e autorit rreth çështjeve teknike duke u nisur nga veçoritë personale të tij.

Kemi vendosur të bëjmë një gradaçelë shtatëdhjetë katëshe. Kjo punë patjetër niset duke formuar një staf pune me njerëz siç janë inxhinieri i ndërtimit, arkitekti, specialisti i statikës dhe dinamikës, specialisti që njeh strukturës e tokës së vendit ku do të bëhet ndërtimi, specialisti që tregon fuqinë e erës në atë vend... pra, një staf pune me njerëz që kanë diplomë nga fusha e specializimit, që kanë gradë akademike nëse është e mundur dhe që patjetër kanë eksperiencë në ndërtimin e gradaçelave. Askush nuk ia lë një projekt të tillë në dorë një arkitekti të panjohur që ka mbaruar katër vjet fakultet apo një inxhinieri që në pamje duke se i ka në rregull ibadetet. Nëse një njeriu të tillë i jepet amanet një punë si kjo dhe nëse pastaj del në pah një rezultat negativ, heshtja e tij nuk e shpëton dot. Llogarinë e dëmit që ia shkakton mjedisit do ta japë në këtë botë. Kurse llogarinë për çuarjen dëm të mirësive të dhëna si amanet patjetër do ta japë në botën e përtejme.

Nëse thoni: "Ndërtesa shtatëdhjetë katëshe është e shtrenjtë. Sigurisht se atë ia jap specialistëve për ta ndërtuar. Por unë jam poseduesi i fëmijës, i të sëmurit apo i vetes sime. Kështu që unë vendos se kujt do t'i besoj në lidhje me ta.", atëherë nuk ka problem nëse merrni gjashtë vjet edukim mjekësor, katër deri në gjashtë vjet specializim dhe tre deri në katër vjet ekstra specializim, po ashtu edhe nëse bëni karrierë akademike, nuk ka asnjë problem. Për të thënë: "Mendimi im është ky.", në fushën tuaj, duhet të jepni gjysmë shekulli përpjekje në këtë botë. Edhe kjo vetëm në lidhje me një çështje.

Nëse një profesor i hadithit tenton të bëjë ixhtihad në një çështje të jurisprudencës islame, bëhet shkak që të tallet ndërmjet njerëzve të dijes dhe të kundërshtohet nga njerëzit e zakonshëm. Si rrjedhojë, nëse dikush që ka marrë edukimin themelorë të mjekësisë për gjashtë vjet radhazi (madje që pohon se e ka marrë një edukim të tillë) çohet sot dhe thotë se si bëhet lindja, se si duhet të jetë ushqyerja e saktë e të nesërmes dhe pas tre ditësh flet për ilaçet e vaksinat, atëherë kjo komentohet vetëm si zhurma e fortë që del nga një enë boshe prej teneqeje.

Mirë, por a do t'u besojmë pa kushte çdo gjëje që thonë profesorët të cilët kanë arritur grada të larta në një çështje të caktuar?

Ne nuk duhet t'i besojmë verbërisht asnjë gjëje që thotë një njeri i cili e ka si ushqim të parë qumështin e papërpunuar, sepse sa më lart që të ngjitet (sa më shumë që të vazhdojë ta shtjellojë temën), mund t'i shtojë lidhjet me industrinë e shëndetit dhe këto lidhje që shtohen jo gjithmonë mund të përputhen me moralin e përgjithshëm dhe etikën e mjekësisë.

Edhe kundërshtimi në formën: "Në fakt çdo gjë është në dorën e tregtarëve të ilaçeve. Informacionet negative shkencore nuk publikohen. Atëherë si të besojmë?", duke u nisur nga ato që thamë më lart, është si një mesazh anonim që vjen në telefon. Shembullin për këtë e kemi dëshmuar me sytë tanë para pak kohësh: Një profesori ynë me të cilin punojmë në të njëjtin spital, para disa muajsh bëri një studim që krahasonte holluesit e gjakut që janë në përdorim. Ai me një studim jashtëzakonisht shumë cilësor nxori në pah se në punimet që i mbështesnin firmat e ilaçeve nxirrej në plan të larë një lëndë mjaft e shtrenjtë, kurse në punimet normale vihej re se të njëjtën punë mund ta bënte edhe aspirina që kushton shumë më pak. Ky studim u botua në një reviste me famë botërore. Pastaj profesori u ftua në Angli për ta shpjeguar këtë çështje. Njeriu mund të gabojë në çdo vend dhe çdo sektor, por mund të dalë edhe dikush që i rregullon këto. Informacioni i gabuar nuk arrin në gradën e tevaturit (e saktësisë absolute).

Në njërën anë njerëzit e papërgjegjshëm që i paragjykojnë zhvillimet mjekësore, ilaçet e vaksinat dhe që flasin më shumë sesa dinë, në anën tjetër njerëzit problematikë që kanë zgjedhur rrugën e lehtë për t'u kapluar nga atmosfera sunduese në treg në vend që t'i përdorin ato që kanë lexuar e mësuar.

Të gjithë e kemi për detyrë që t'i ruajmë gjërat jetike dhe nëse secili prej nesh do ta japë vetë llogarinë e tij, atëherë "detyrën duhet t'ua lëmë atyre që janë të specializuar në atë fushë". Nëse do të flitet për një çështje mjekësore, atëherë përfitimi nga ata që kanë marrë edukimin e duhur rreth kësaj çështjeje nuk është preferencë, por marrje përsipër e përgjegjësisë. Për çdo çështje duhet të bëjmë kujdes së kë dëgjojmë. Pastaj duhet të shohim edhe specializimin dhe punimet e atyre që ua dëgjojmë fjalën. Në anën tjetër (ahiret) nuk do të na pyesin: "Sa mijëra kopje është shitur libri i atij autori? Sa milion ndjekës ka ai në mediat sociale?" Mirë mbetshi!..

# Drejtori!

*Ekrem Bektash*

I kam shërbyer tridhjetë e gjashtë vjet. Hallall i qoftë!.. Nuk kam asnjë ankesë. Një ditë erdhi dhe më tha:

-Po të nxjerr në pension.

-Përse?

-Për shkak të moshës.

Po, lexuesit e mi të shtrenjtë… Po them "lexuesit e mi", sepse ju tani bëheni lexues ngaqë po lexoni ato që kam shkruar unë. Edhe unë bëhem "shkrimtar". Unë nuk jam në nivelin për të qenë shkrimtar, por ja që ashtu thonë.

Unë nuk dëshiroja të dilja në pension, por ja që ma treguan cakun për shkak të moshës dhe më nxorën në pension.

Për të tjerët nuk e di se çfarë mund të them, por kur vetë dola në pension, u bëra si një "peshk i dalë nga uji". Me thënë të drejtën nuk e di edhe sesi bëhet peshku që del nga uji. Ajo që di është se kërcen dhe hidhet. Unë nuk kërceva dhe nuk u hodha për shkak të moshës, por nuk dija se çfarë të bëja.

Dita e parë kaloi çuditshëm. Ditën e dytë më thanë:

-A edhe sot do të rrish në shtëpi?

-Jooo, thashë unë, por nuk e dija pse thashë ashtu. Pastaj mora abdest dhe dola nga shtëpia duke menduar për të shkuar "në namazin e drekës". Unë nuk jam i huaj në xhami. Nganjëherë ditëve të diela dilja nga shtëpia pikërisht kur thirrej ezani. Nganjëherë arrija farzin e namazit, nganjëherë tjetër arrija edhe sunetin. Por këtë herë nuk ndodhi kështu. Kur pashë orën, vura re se ezani kishte edhe dy orë kohë. Për herë të parë po shkoja kaq herët në xhami. Ndërkohë që edhe ditën e xhuma mezi e arrija hytben…

E falënderova Zotin (xh.xh.)… Pastaj thashë me vete:

-Tashmë nuk do të mbetem vonë më për në



xhami! Unë thashë kështu, por nuk e llogarita dot se çfarë do të bëj deri në kohën e namazit. E rrotullova dorezën e derës, por ajo nuk u hap. Ishte e mbyllur...

Një zë nga pas më tha:

-Është e mbyllur. Pastaj më dha selam dhe buzëqeshi duke më thënë:

-Eja të ulemi pak në diell.

Ishte një burrë në moshën time... Ndoshta ishte një pensionist që nuk qëndronte dot në shtëpi pikërisht si unë... Ia ktheva selamin. U ulëm në një stol që bashkia ia kishte bërë dhuratë xhamisë. Ai më tha:

-Eee?

Prej mënyrës së të shprehurit e kuptova se më parashtroi një pyetje. Andaj i thashë:

-Asgjë! Ai më tha:

-Ty nuk të kam parë asnjëherë këtu. Unë iu përgjigja:

-Sapo kam dalë në pension.

-Ooo! Për hajër të qoftë! Do të thotë se më në fund erdhi koha e ibadetit.

-Ashtu, por unë jam mësuar të punoj. Sa më shpejt të jetë e mundur do të gjej një punë.

-A nuk je ngopur akoma?

U habita. Për një kohë të shkurtër më kaluan aq shumë mendime në kokë saqë... Krahas kësaj, pyetjes së tij iu përgjigjja me një pyetje:

-Me çfarë?

-Me punën?..

-Jooo! Nuk jam ngopur. Pikërisht kur e mësova punën tamam, më nxorën në pension.

-Të nxjerrin.

-A edhe ti je pensionist?

-Ohooo! Unë kam dalë në pension që në moshën pesëdhjetë vjeçare. U bënë njëzet vjet.

-Njëzet vjet? A nuk ke bërë ndonjë punë tjetër?

Ai e tundi dorën sikur donte të thoshte: "Çfarë pune more!" – dhe u shpreh:

-Mos i jep kaq shumë rëndësi! Punët e kësaj bote nuk mbarojnë asnjëherë.

-Edhe nëse nuk mbarojnë, unë nuk mund të rri pa punuar.

-Çfarë pune mund të bësh këtej e tutje ti në këtë moshë?

-Çdo punë mund ta bëj.

-Mirë... Përbri xhamisë gjendet tualeti.

-E di.

-Dikush duhet për aty...

Unë e kuptova se ai po më propozonte për të punuar te tualeti, por nuk i dhashë shumë rëndësi. Andaj bëra sikur nuk e kuptova dhe i thashë:

-Unë jam një drejtor i dalë në pension në shkallën e katërt të nivelit të parë.

Ai burri buzëqeshi dhe më tha:

-Unë nuk i di shkallët dhe nivelet, por jam i sigurt se mund të të bëj drejtor.

Çfarë t'i them tani unë këtij njeriu? Nëse do t'i flas rëndë, do t'i thyhet zemra. Nëse do t'i flas me butësi, nuk do të më lërë rehat.

Bëri sikur pashë orën dhe i thashë:

-Ooo! Ezani ka edhe kohë për t'u thirrur. Pastaj u ngrita në këmbë.

Burri mu ngjit dhe më tha:

-Nuk më dhe ndonjë përgjigje.

Unë hodha një hap për të shpëtuar prej tij duke i thënë:

-Përgjigjja është e lehtë. Duhet të konsultohem me të shtëpisë.

Ai më doli përpara sikur t'i kisha ndonjë borxh dhe më tha:

-Vendos shpejt, sepse ka njerëz që po presin në radhë.

Me vete mendova duke thënë: "Uau!" Ky mund të ishte shansi im i fundit. Unë nuk e përçmoj asnjë profesion, por këtë nuk mund t'ua thosha njerëzve të shtëpisë. Edhe nëse mund t'ua thosha, e dija përgjigjen që do të merrja. Ata që nuk më linin ditën në shtëpi, isha i sigurt se natën nuk do të më fusnin brenda.

Pasi shpëtova me vështirësi nga duart e atij burrit, dola jashtë oborrit të xhamisë. Asnjëherë nuk shkova më te ajo xhami.

Sipas informacionit që e mora nga dikush, ata e kishin emëruar një drejtor te ai tualeti. Madje ai kishte një nivel edhe më të lartë se unë. Atyre u thashë:

-Domethënë se familja e tij paska pranuar. Ata mu përgjigjën:

-Jo!.. Ai nuk shkon në shtëpi, por qëndron aty. Po jeton ditët më të bukura.

Çfarë thoni ju lexues të shtrenjtë? Mos vallë kam humbur shansin më të madh të jetës sime? Ëë?..






# ÇELËSAT E RRISKUT

Naim Drijaj

**BAMIRËSIA NDAJ TË DOBËTËVE**

I dërguari i Allahut na ka treguar se Allahu i furnizon robërit e Tij dhe i ndihmon ata në saj të ndihmës dhe bamirësisë së tyre ndaj të dobëtëve.

Musab ibn Sad transmeton se i dërguari i Allahut ka thënë: "Ju furnizoheni dhe ndihmoheni për shkak të ndihmës që tregoni ndaj të dobëtëve." (Buhariu)

**PËRKUSHTIMI NDAJ ADHURIMIT**

I Dërguari i Allahut ka thënë: "Vërtet, Allahu thotë: "O bir i Ademit, përkushtohu adhurimit ndaj Meje, të pasuroj e ta largoj varfërinë…" (Tirmidhiu)

Përkushtimi ndaj adhurimit të Allahut nuk do të thotë braktisja e punës dhe braktisja e kërkimit të riskut dhe qëndrimi vetëm në xhami ditë e natë, por qëllimi është që njeriu të jetë me zemër dhe trup i lidhur me Allahun.

**FALËNDERIMI I ALLAHUT**

Allahu i Lartësuar thotë: ***"Nëse tregoheni mirënjohës, Unë do t'jua shtoj edhe më shumë begatitë e Mia…"*** (Ibrahim, 7) Siç shihet nga ky ajet kuranor, Allahu i Lartësuar shtimin e të mirave e ka kushtëzuar me falënderim.

Omer ibn Abdulazizi ka thënë: "Ruajini të mirat që u ka dhënë Allahu duke e falënderuar Atë".

**FALJA E NAMAZEVE TË DETYRUARA DHE QËNDRUESHMËRIA NË RRUGËN E DREJTË**

Allahu, azze ue xhel, thotë: ***"Urdhëroje familjen tënde, që të falë namazin dhe këmbëngul për këtë! Ne nuk të kërkojmë ty ndonjë ushqim: jemi Ne që të ushqejmë!"*** (Ta-ha, 132)

Allahu i Madhëruar thotë: ***"Sikur të qëndronin*** (banorët e Mekës) ***në rrugën e vërtetë, Ne do t'u jepnim ujë të bollshëm".*** (Xhinn, 16)

**USHQYERJA ME HALLALL**

Allahu i Lartësuar thotë: ***"O ju që besuat! Hani nga ushqimet e lejuara që ju kemi dhënë dhe falënderoni Allahun..."*** (Bekare, 172) Në këtë ajet ka urtësi të madhe, për shkak se ushqimi i mirë (hallall) ka ndikim në njeriun, në sjelljen, natyrshmërinë dhe moralin e tij, dhe në pranimin e lutjeve prej tij.

Pejgamberi (a.s) ka thënë: "Vërtet Allahu i Madhëruar është i mirë dhe nuk pranon përveç se të mirën." (Muslimi)

Në kohën e gjeneratës së artë, kur burri shkonte në punë gruja i thoshte kështu: "Mjer për ty nëse fitimi yt do të jetë haram! Ne mund t'i bëjmë badhë urisë por jo zjarrit dhe hidhërimit të Allahut!"

Allahu i Lartësuar thotë: ***"Allahu ia heq çdo përfitim kamatës..."*** (Bekare, 276) (Allahu ka gjykuar që të mos ketë bereqet në kamatë dhe nga ajo që merret prej sajë).

**TË ZGJUARIT HERËT**

Pejgamberi (a.s.) ka thënë: "I është dhënë bereqet umetit tim në të ngriturit herët." (Sahih el-xhamia, 2841.)

**MARTESA**

Martesa është një nga shkaqet e sjelljes së bereqetit. Disa nga të parët tanë të mirë (selefussalih) kërkonin të martoheshin me qëllim që t'u shtohej risku.

Allahu (xh.sh) thotë: ***"I martoni të pamartuarit dhe të pamartuarat ndër ju! Nëse janë të varfër, Allahu, do t'i begatojë ata me dhuntinë e Tij."*** (Nur, 32)

**LEXIMI I KURANIT**

Veprat e mira janë shkak i fitimit të mirësisë dhe bereqetit. Allahu, azze ue xhel, thotë: ***"Ky (Kuran) është një libër i bekuar, që Ne ta kemi zbritur ty (Muhamed)..."*** (Sad, 29)

Nga Ebu Hurejre (r.a) transmetohet se i Dërguari (a.s) ka thënë: "Mos i bëni shtëpitë tuaja varreza, me të vërtetë Shejtani largohet (ik) nga shtëpia në të cilën lexohet surja Bekare". (Muslim nr.780; Tirmidhi nr.2886)

Abdullah ibn Omeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, transmeton se i dërguari i Allahut (a.s) ka thënë: "Leni diçka prej namazit edhe për në shtëpitë tuaja, mos i shndërroni ato në varre". (namazi më i mirë është ai falet në shtëpi, përveç farzit). (Buhariu, Muslimi)

Xhabir ibn Abdullahu, Allahu qoftë i kënaqur me ta, transmeton se i dërguari i Allahut (a.s) ka thënë: "Kur ndokush e përfundon namazin e tij në xhami, le t'i japë shtëpisë së tij një hise të namazit, sepse Allahu për namazin e tij në shtëpi do t'i japë mirësi". (Muslimi)

**DUAJA**

Kur janë martuar Aliu (r.a.) me Fatimen, Profeti (a.s.) është lutur në këtë mënyrë për ta: "O Zot, ruaji këto të dy, dhe falu pasardhës të hajrit. O Zot, ji i kënaqur me këta dhe jepu nga begatitë e Tua."

Transmetohet se Pejgamberi (a.s.) një ditë i ka dhënë Urves (njërit prej sahabeve të Tij) një dinarë që t'i blejë një dele, ndërsa Urve me një dinar kishte blerë dy dele dhe pastaj njërën dele e kishte shitur për një dinar, kështu ai i'a ktheu Pejgamberit (a.s.) dinarin që i kishte dhënë dhe i kishte sjellur edhe një dele. Në këtë rast Pejgamberi (a.s) është lutur për Urven: "O Allah bëja të bereqetshme tregtinë Urves." Imam Buhariu për Urven thotë: Edhe sikur dheun ta marrë në dorë, përsëri fiton diçka. (Buhariu)

Enesi, kënaqësia e Allahut qoftë me të, transmeton dhe thotë: "Nëna ime erdhi tek i Dërguari i Allahut (a.s) dhe i tha: "O i Dërguar i Allahut, ja ky është biri im Enesi, ta kam sjellë ty që të të shërbejë, lute Allahun për të." I Dërguari i Allahut tha: "O Zot, shtoja pasurinë dhe fëmijët e tij!" Ndërsa në një version tjetër thuhet: "Bekoje në atë që i ke dhënë!" Enesi (r.a) thotë: "Pasha Allahun, djemtë e mi dhe djemtë e djemve të mi janë më tepër se njëqind sot." (Muslimi)

**DREJTËSIA DHE SINQERITETI NË SHITBLERJE**

Pejgamberi (a.s.) ka thënë: "(Shitësi dhe blerësi)... nëse janë të drejtë e të sinqertë, Allahu atyre ka për t'iu dhënë bereqet (në atë shitblerje), por nëse fshehin diçka (ndonjë të metë) gënjejnë apo mashtrojnë njëri-tjetrin (gjatë shitblerjes), u zhduket atyre bereqeti i asaj shitblerje." (Buhariu nr. 2079, Muslimi nr. 1532.)

# EFEKTET E PANJOHURA *të mushmollave*

Mushmolla është vogëlushja e familjes së trëndafilit. Kjo pemë e vogël çel fruta të vogla në ngjyrë kafenjtë deri tek ngjyrë ndryshku. Këto fruta janë të ngjashme me ato të trëndafilit të egër, por më të mëdha në përmasë. Ato përbëhen nga bërthama të forta. Mushmolla është një frut me reputacion prej motesh në vendin tonë mesdhetar. Fama e saj ka gjetur vend nga e shkuara në ditët e sotme. Mushmolla kultivohet kudo në Shqipëri, kryesisht në jug të vendit. Pamja dhe shija e saj janë krejt unike. Shqiptarët i kanë vënë këtij fruti emra të ndryshëm që variojnë nga dialekti i rajoneve dhe rrethinave, por marrosja pas mushmollës është e njëjtë në të gjithë territorin. Së bashku me kumbullat shahine, mushmollat mbeten pjesë e traditës së vendit. Kohët e fundit ka patur një tendencë në rritje ndaj konsumimit të frutave që deri në një farë periudhe kanë qenë të neglizhuara nga fermerët dhe tregtarët. Mushmolla është pjesë e familjes së mollëve dhe dardhave. Është e fortë e thatë, e regjur kur është e papjekur. Proçesi i pjekjes është paksa misterioz dhe shpesh krahasohet me kalbjen. Qelizat e membranës shkrumbohen, substancat e tanines zvogëlohen dhe tuli bëhet i qullët dhe ngjyrë kafe. Shija e mushmollës është pak si vera, me nuanca të mollës, kanellës por edhe pak pikante. Kujdes, nëse nuk është e pjekur dhe gati në kalbje është e kotë ta hash sepse nuk do ta kuptosh shijen e saj të vërtetë. Fruti i lashtësisë Mushmolla ka vendlindjen në Azinë jugperëndimore dhe Evropën juglindore. Ky frut ka qenë ndër të preferuarit e Grekëve dhe Romakët ndërkohë që Britanikët e epokës viktoriane kanë qenë aq të marrosur pas saj saqë edhe vetë Shekspiri e përmendte si frut në veprat e tij. Megjithatë në shekullin e 20-të atëherë kur Evropa pati një shpërthim të prodhimit të frutave që çelin vonë, mushmolla humbi fronin e saj të madhështisë. Prezantimi i parë i mushmollës me Shqipërinë ka ndodhur shekuj më parë. Megjithatë asnjëherë nuk është kultivuar masivisht për tregti masive në vendin tonë. Kërkesat janë të larta edhe pse ky frut shitet në tezga të vogla në cepat e tregjeve fshatare. Pjesa më kryeneçe e mushmollës është kur nis procesi i pjekjes që ngjan me kalbjen. Nëse lejohen të rrinë në pemë, mushmolla do të piqet vetë natyralisht sidomos pasi ka përjetuar ftohtësinë e ngricave. Ndonjëherë frutat bien nga pema dhe humbin në natyrën e egër. Alternativa më e mirë është kur frutat mblidhen para se ky proces të nisë dhe pjekja të ndodhë në kushtet e shtëpisë. Idealja është që të vendosen kokëposhtë në hapësira të drunjta dhe të ruhen në një vend të freskët pa dritë dhe të lagësht për javë me radhë deri sa të kenë aromën karakteristike. Vetëm një e treta e prodhimit të mushmollës arrin të piqet në pemë. Ato duhen konsumuar pasi janë zbutur. Mund t'i merrni direkt nga pema dhe t'i shijoni. Nëse i këpusni herët atëherë lejoni të qëndrojnë disa javë dhe më pas hajini. Menjëherë sapo të jenë zbutur duhet t'i hani. Sepse nuk mund të qëndrojnë aq gjatë sa ç'do të dëshironit. Mushmollat përdoren gjerësisht në Evropë për ëmbëlsira. Ato mund të piqen, gatuhen me avull ose të shërbehen në alkool. Mushmollat sipas shkrimtarëve të njohur janë fantastike për t'u konsumuar me një gotë verë të mirë. Sipas gojëdhënave, asnjë frut nuk e hijeshon shijen e verës më mirë se mushmolla. Vlerat shëndetësore Prej shekujve mushmolla përdoret për shërimin e problemeve me tretjen, pasi ka vlera shumë kurative për sistemin tretës. Mushmolla është e përkryer kundër inflamacioneve të shkaktuara nga bakteriet dhe viruset, ndihmon te bajamet e infektuara dhe lehtëson organet e frymëmarrjes. Mushmolla përmban proteina, karbohidrate, taninë, pektinë, acide organike dhe është e pasur me vitamina C dhe vitaminat e grupit B. Ajo është burim i mirë i kaliumit, kalciumit, hekurit dhe magnezit. Pektina e pranishme ndikon në uljen e kolesterolit, përmirëson punën e zorrëve, dhe ndihmon në shërimin e infeksioneve të

ndryshme në organizëm. Mushmolla ka edhe një përdorimi tjetër interesant në formën e kompostos. Për të përgatitur këtë është e rëndësishme që të përzieni disa lugë mushmolla të freskëta të grira dhe lihen për një orë në ujë të vluar. Gjatë ditës nevojitet të pini dy gota nga kjo pije e ngrohtë dhe organizmi do të ndihet menjëherë më mirë.

# TESTI I ADN-SË

## *nuk ndryshon mënyrën e jetesës*

Tundimet për t'iu larguar praktikave të shëndetshme gjenden kudo, që nga pirja e duhanit, e pijeve alkoolike dhe tek llojet e shumta të ushqimeve. Po sikur një test ADN-je të konkludonte se një nga këto do të shkaktonte një sëmundje të caktuar? A do të ndryshonit praktikat për të ulur rrezikun? Jo domosdoshmërisht, thonë një grup shkencëtarësh në Universitetin Cambridge.

Në një raport të botuar në revistën "BMJ Journal" pasqyrohen përfundimet e 18 studimeve të ndryshme të njerëzve të cilëve iu dhanë konkluzione të bazuara në testin e tyre të ADN-së.

Studimet zbuluan se njerëzit të cilëve iu tha se janë të prirur për të zhvilluar një sëmundje të caktuar, nuk i përmirësuan praktikat e tyre pasi rezultoi shumë e vështirë ndryshimi i zakoneve të përditshme.

Një ndër studimet ishte për diabetin e tipit 2. Autori, Job Godino, nuk është i befasuar nga rezultati.

"Nuk u befasova pasi këto lloj sjelljesh janë tepër të vështira për t'i ndryshuar. Janë shumë komplekse. Janë shndërruar në zakone dhe ndodhin përgjithësisht në mjedise që nuk lidhen me të qenit aktiv fizikisht apo me një dietë të shëndetshme. Është shumë më e lehtë të bësh jetë sedentare. Në shoqërinë e sotme është shumë më e thjeshtë të ushqehesh me një dietë jo të shëndetshme. Prandaj, nuk mjafton informacioni për riskun, që të ndryshosh këto zakone", thotë Job Godino, asistent profesor në Universitetin e Kalifornisë në San Diego.

Tashmë njerëzve do të jepet një mundësi më e lehtë për t'u informuar rreth përbërjes së ADN-së së tyre.

Industria e testimit gjenetik mori një hop të madh në muajin prill, kur një kompanie iu dha liçensa e parë për të testuar ADN-në në nivel konsumator.

James Lu është bashkëthemelues i kompanisë "Helix", e cila ofron testimin e ADN-së për të zbuluar risqe të caktuara gjenetike. Ai thotë se duhet arsimim dhe mbështetje për njerëzit.

"Nëse dëshiron të ndryshosh praktikat e njerëzve, duhet t'i përfshish në një proces shëndetësor të personalizuar. Të gjitha studimet duhen zhvilluar për më shumë kohë. Duhen mbajtur njerëzit nën vëzhgim më gjatë dhe duhet të jemi më fleksibël për mënyrat se si do të ndërhyjmë për persona të caktuar", thotë zoti Lu.

Këshilltari për testimin gjenetik, doktor Robert Green, thotë se megjithatë edhe vetë procesi i testimit shërben për t'u kujtuar njerëzve të kujdesen për shëndetin e tyre.

"Është interesante që më shumë ndikon procesi i testimit, se sa mesazhi që marrin nga konkluzionet. Thjesht përjetimi i eksperiencës, si p.sh,. i dërgimit të pështymës për t'u testuar, në njëfarë mënyre i motivoi personat të mendojnë më shumë për shëndetin e tyre dhe rreziqet", thotë doktor Green, nga Fakulteti Mjekësor i Harvardit.

Këtë eksperiencë e përjetoi vetë edhe Doktor Francis Collins, drejtor i Institutit Kombëtar të Shëndetit në Shtetet e Bashkuara.

Ai mban me vete një model yndyre prej 2.3 kilogramësh për t'i shërbyer si kujtesë të rreziqeve shëndetësore.

Disa vjet më parë, doktor Collins bëri tre teste ADN-je, të cilat treguan se ai rrezikohet 50% më shumë se një person i zakonshëm për të zhvilluar diabetin e tipit 2.

"Ishte si një shkundje që më zgjoi duke më kujtuar se nuk jam i pavdekshëm dhe se ndoshta ka disa gjëra që mund të ndryshoj për mirë", thotë doktor Collins.

Që atëherë, ai filloi një program më të shëndetshëm të të ushqyerit. Duke e kombinuar me ushtrime fizike, ai deri më tani ka arritur të humbasë rreth 16 kilogramë peshë.

Ai thotë se megjithatë varet nga individi. Megjithëse informacioni i ADN-së nuk po ndryshon stilin e jetesës të njerëzve, për disa mund të shërbejë si një motivim i fuqishëm.





# Kimia dhe Historiku i saj

Kimi quhet shkenca që merret me studimin, përcaktimin e lëndës, vetitë dhe shndërrimet e saj. Mirëpo, ky përkufizim nuk e plotëson në të vërtetë shkencën e kimisë dhe rolin e saj. Kimi ka kudo përreth nesh, por pak nga ne e vërejnë këtë gjë. Në jetën e përditshme shpesh ndodh që të shohim një pjesë metalike që me kalimin e kohës ndryshon ngjyrë, brumi i bukës që fryhet nga maja, qumështi që kthehet në kos etj. Kimia merret kryesisht me reaksionet që ndodhin në natyrë. Në trupin tonë ndodhin çdo moment miliona e miliona reaksione të ndryshme duke filluar që nga ato të thjeshtat e duke përfunduar tek më të komplikuarat. Ne mund të shohim me sytë tanë falë një reaksioni të kthyeshëm që ndodh në retinë kur drita bie në sy, rritemi falë metabolizmit të vrullshëm gjatë fëmijërisë dhe pubertetit, jetojmë falë reaksioneve fiziologjike etj. Këto lloje të panumërta reaksionesh nuk ndodhin vetëm në trupin tonë, por edhe në çdo vend të universit ku ekzistojnë kushtet e duhura që lënda t'i përgjigjet ndryshimit kimik. Kimia është një ndër shkencat që përqafon me dashuri çdo zonë të universit. Historiku i karrierës së saj mendohet se u ballafaqua me pesë periudha:

### 1. ARTET PRAKTIKE (DERI NË VITIN 600 P.E.S)

Njerëzit e Egjiptit të lashtë filluan të merreshin me prodhim qeramike, nxjerrje metalesh, lyerje ndërtesash primitive etj. Në fakt, realizimi i këtyre proceseve bëhej si shkak i reaksioneve kimike, por njerëzve asokohe nuk ju interesonte si ndodhte. Ajo çfarë u interesonte atyre ishte vetëm mënyra dhe produkti. Mundet të ketë pasur edhe ndonjë kureshtar që donte të dinte shkakun, por mesa duket nuk ja ka arritur.

### 2. GREKËT E LASHTË (600-300 P.E.S)

Filozofia i ndihmoi grekët e lashtë të bënin përpjekje për kuptimin e natyrës dhe përbërjes së saj. E para teori që u hodh nga ato ishte se të gjitha substancat tokësore përbëheshin nga katër elemente: uji, toka, ajri dhe zjarri. Pastaj një filozof me emrin Leukip hodhi idenë e ekzistencës së një grimce që quhet atom. Demokriti e mbështeti dhe e përhapi këtë ide. Pra, nuk ishte Demokriti ai që hodhi idenë e atomit. Platoni mendonte se atomet e një elementi ndryshonin nga ato të një elementi tjetër dhe se ato mund të konvertohen në forma të atomeve të tjera. Aristoteli, një filozof grek që shumica e teorive të tija ishin jo të sakta ose jo të plota, pohonte se çdo element përbëhet na e njëjta lëndë fillestare por që këto ndryshojnë formë. Aristoteli e kundërshtonte ekzistencën e atomit. Ai i ndante lëndët në lëndë tokësore dhe lëndë jotokësore. Lëndët tokësore ishin ato lëndë që ndodheshin midis hënës dhe tokës të cilat kishin tendencë të shkonin drejt tokës. Lëndët jotokësore quheshin ato lëndë që ishin përtej hënës dhe nuk ju afrohen tokës më, p.sh. yjet.



### 3. ALKIMIA (300 P.E.S-1650 E.S)

Alkimia lindi në Aleksandri. Një grup alkimistësh besonin se hekuri, plumbi etj. mund të ktheheshin në ar dhe se çdo metal synon të shkojë drejt përsosmërisë, drejt metalit fisnik , arit. Ky proces shndërrimi mendohej se kryhej në prani të një agjenti të posaçëm që quhej guri filozofik. Me pushtimin e qytetërimit grek nga ana e arabëve në shek. VII (e.s), alkimia u bë pjesë edhe e arabëve. Arabët e quajtën gurin filozofik eliksir. Alkimistët e asaj kohe mendonin se eliksiri jo vetëm se kishte aftësi të kthente metalet në ar, por edhe mund ta bënte njeriun të pavdekshëm. Në shek.XVII alkimistët filluan të bëheshin dyshues në teoritë e tyre. Madje, Robert Bojli i kritikonte ato, pasi që kimia sipas tij duhej të mbështetej në fakte dhe eksperimente dhe jo në ëndërra dhe imagjinata.

### 4. FLOGJISTONI (1650-1790)

Kjo teori u hodh nga Georg Ernest Stahli. Sipas kësaj teorie, çdo substancë që mund të digjej thuhej se zotëron flogjiston. Sa më shumë flogjiston të përmbajë lënda, aq më e djegshme është ajo. Nga humbja e flogjistonit lënda thuhej se kthehej në formë më të thjeshtë. Në përgjithësi reaksioni i djegies ishte:

dru hi + flogjiston. Me këtë teori nuk mund të shpjegohej pse djegia e një metali shoqërohej me rritje mase të produkteve në krahasim me drurin që kur digjej produktet peshonin më pak.

### 5. KIMIA MODERNE (1790 E DERI SOT)

Ndërsa alkimia ishte në studim e sipër, shkencëtari Xhabir Ibn Haijan (lindur në vitin 721 e.r në Khorasan, Persi dhe vdiq në vitin 815 e.r në Kufa, Irak) theksoi përdorimin e eksperimentit dhe zhvillimit të metodave në mënyrë që të arrihej prodhueshmëri në punën e kimisë. Ai i kushtoi mundin e tij zhvillimit të metodave bazë në kimi dhe studimit të mekanizmave të ndryshëm të reaksioneve kimike duke ndihmuar kështu zhvillimin e kimisë si shkencë që nga kohët e alkimisë. Ai gjithashtu theksoi që sasi të caktuara të substancave të ndryshme përfshihen në reaksione kimike. Gjatë eksperimenteve, ai hodhi idenë e raporteve stekiometrike. Me kalimin e shekujve, rreth vitit 1790, Lavuazjeri, një kimist gjenial i cili nga përdorimi i matjeve dhe eksperimenteve të shumta arriti në përfundimin se në çdo reaksion sasia e reaktantëve është e barabartë me sasinë e produkteve i cili ndryshe njihet me emrin teoria e veprimit të masave. Që nga ai vit e deri në ditët e sotme kemi të bëjmë me periudhën e kimisë moderne. Sidoqoftë, në ditët e sotme është vërtetuar se ka një ndryshim të papërfillshëm të sasisë së produkteve me atyre të reaktantëve, pasi që ky ndryshim konvertohet në energji valore (valë elektromagnetike etj.). Nga zbulimet e deritanishme kimia u zgjerua shume dhe lindi nevoja që ajo të ndahej në pesë degë të ndryshme, numër ky që ka lënë vend për diskutim. Ato janë:

- Kimia inorganike
- Kimia organike
- Kimia analitike
- Kimia fizike
- Biokimia




1. Staf arsimor cilësor
2. Kushte arsimore sipas standarteve të larta
3. Aktivitete sociale, kulturore dhe sportive
4. Klasa dhe laboratorë të kompletuar
5. Ambiente familjare në konvikt dhe cilësi në ushqim





# CIKLI FILLOR

*(djem dhe vajza)*

NGA KLASA E 1-RË DERI NË KLASËN E 5-TË

**Adresa:** Dega vajza, Lagjja: Perash, Rr. Mehmet Pashë Bushatlliu, Nr. 62 | Dega Djem, Lagjja: Lukuçesme

"Urdhëroje familjen tënde,
që të falë namazin
dhe këmbëngul për këtë!
Ne nuk të kërkojmë ty
ndonjë ushqim:
jemi Ne që të ushqejmë!
Përfundimi i lumtur
qëndron në frikën
ndaj Allahut."

*(Taha, 132)*

ISSN 2227-3611
9 772227 361004 09